Alfred FRASHËRI

# *PATOS, VITET PESËDHJETË*

*Kujtime*

***Pa bukë dhe pa naftë nuk ka pavarësi dhe përparim të Atdheut!***



Tiranë, 15 maj 2017

Alfred FRASHËRI

# PATOS, VITET PESËDHJETË

## Kujtime

*Këto kujtime, në kuadrin e 100 vjetorit*
*të zbulimit të naftës shqipare,*
*me shumë respekt, u përkushtohen*
*naftëtarëve, mes të cilëve punuam*
*në ato vite!*

Tiranë, 15 maj 2017

Teksti: Afred FRASHËRI

Fotografitë nga Albumet personale të Anesti QIRINXHI, Asti PAPA, Vangjel NDRIO, Veronika MEKO dhe Alfred FRASHËRI.

Foto e kopertinës: Fontana në pusin Marinzë 542, qershor 1957, foto e Vangjel NDRIOS.

Për shkrimin e këtyre kujtimeve më nxiti naftëtari i viteve pesëdhjetë, miku im Anesti Spiro (Qirinxhi) dhe im vëlla Nekiu. Jam konsultuar dhe bujarisht ndihmuar për njerës, data, ngjarje si edhe më kanë dhënë fotografi nga albumet e tyre personale edhe naftëtarët, miqtë e mi të vjetër: Veronika Meko, Anesti Qirinxhi, Asti Papa, Gjergji Foto, Kristaq Jano, Rushan Liço, Spiro Bonjako, Vangjel Ndrio, Viron Cane, të cilët përzëmërsisht i falenderoj dhe u jam mirënjohës. Përzëmërsisht falenderoj Ahmet Çollakun për shkrimet dhe librat për naftën dhe naftëtarët, midis tyre edhe për mua, që me shpirt dhe përgjegjësi i ka shkruar. Z. Luçi Pleqi, ish drejtor i Institutit Gjeologjik të Naftës e Gazit, Fier (1975-1979), emigrant në Sh.B.A. nga vitet nëntëdhjetë me sugjeroi disa saktësime nëpërmjet facebook-ut, shih Aneksin 4.

# PATOS, VITET PESËDHJETË

## Kujtime

**Pa bukë dhe pa naftë nuk ka pavarësi**
**dhe përparim të Atdheut!**

Jeta, veprimtaria dhe ngjarjet gjatë saj ruhen në kujtesën tonë dhe rizgjohen ndër vite për të na kujtuar se si këmi jetuar e punuar, si jemi sjellë në shoqëri e familje, arritjet, gabimet, por mbi të gjitha për njerëzit, shokët e miqtë me të cilët kemi ndarë gëzimet dhe hidhërimet në rrugëtimin tonë të jetës.

Në jetën time, puna në kantieret e naftës zë fill në shtatorin e vitit 1953, kur morra emërimin "Teknik elektrik në Ndërmarrjen e Shpimit, Patos", firmosur nga ministri Shefqet Peçi, dhe vazhdoi në institucione dhe me detyra të ndryshme të lidhura edhe me kërkimet e naftës, deri në fundin e viteve tetëdhjetë. Tani, që jemi në prag të 100 vjetorit të zbulimit të naftës në Shqipëri, kujtoj me respekt njerëzit që me devotshmëri, entuziazëm, sakrifica punuan në vitet pesëdhjetë në kantierin e naftës në Patos, midis të cilëve punova edhe unë. E ndjeva kërkesë shpirtërore se duhet treguar për ata dhe punën madhore që bënë. Ky përvjetor më nxiti kujtimet dhe më lindi dëshira të marr penën dhe të shkruaj kujtimet e mia, të shpreh ndjenjat, që kam patur dhe kam për ato vite. Pas mbi gjashtëdhjetë vite që kanë kaluar nga ajo periudhë e jetës, vitet dhe mosha bëjnë të vetën, prandaj i kërkoj ndjesë ndonjërit që nuk më është kujtuar, apo për ndonjë datë. Këto janë kujtimet e një të riu tetëmbëshjetë vjeçar, që punoi në Patosin e atyre viteve, me detyrën teknik operator i karotazhit.

I kujtoj ata njerëz, punëtorë të pontit të manovrës në majë të sondës dhe kryesondistë, punëtorë të pastrimit të puseve, teknikë, ata inxhinierë të pakët, administratorët, por edhe mjekët, farmacistin dhe mësuesit e Patosit në ato vite. E kujtoj punën e tyre, vullnetin dhe sjelljen e tyre, me shumë dashuri dhe respekt, se kanë edhe qënë mësuesit e mij të paë në shkollën e madhe të jetës, të punës. Personat e përmendur në këto kujtime i kam njohur personalisht gjatë viteve që punova në Patos, 1953-1956.

Atë ditë me diellë, të javës së parë të muajt shtator të vitit 1953, pasi arrita në Fier, u nisa më këmbë për në Patosin e Vjetër pranë Margëlliçit, që më vonë u emërtua me emrin e heroit Patosi Mustafa Matohiti. Ai ndodhet rreth 9,5 km në lindje të Fierit. Me vehte kisha një valixhe të vogël me plaçkat e trupit dhe një dëng me dispencat e Politeknikumit "7 Nëntori", që do të më duheshin në punë. Patosin e kish parë në hartë, por atje kisha të njohur qysh nga Politeknikumi teknikët e parë të naftës Adem Cani (Nurja), Anesti Spiro (Qirinxhi), Asti Papa, Hamdi Bejtja, Niko Goxhobashi, dhe Veronika Meko, që ishin brezi i parë teknikëve të naftës dhe kishin shkuar në Patos në vitin 1951. Rrugës më takon një fshatar me djalin e tij, që po ngjitej edhe ay në Patosin e Vjetër, lart në kodër. Më pa të ngarkuar dhe pasi më pyeti ku shkonja, më tha: "Vërë plaçkat në samarin e gomarit". Me lehtësoi dhe me shumë respekt e kujtoj këtë njeri fisnik edhe sot, për zemrën e tij bujare. Patosi i Ri, që ndodhet 7 km në jug-lindje të Fierit, kish filluar të ndërtohej vitet

e para pas çlirimit të vendit për të siguruar jetësën normale të naftëtarëve dhe familjeve të tyre, të cilët do të vinin të punonin në kantierin e naftës. Ishin ndërtuar shtëpi një katëshe, si edhe disa dy katëshe buzë rrugës. Kishte shkollën, një mencë-restorant-kafene, si edhe një kinema të vogël. Kaluam Patosin e Ri, dhe vazhduam rrugën duke u ngjitur drejt Patosit të Vjetër.




Imazh satelitor i zonës Fier – Patos i Ri – Verbas – Zharrës.

Duke u ngjtiur për në Dukas kaluam anësh Kishës dhe sapo morrëm kthesën në Rrërës m'u shfaq para syve  Patosi i vjetër.



Imazh satelitor i zonës Patosi i Vjetër.

Patosi i vjetër ishte ndërtuar në vitet tridhjetë, pasi u zbulua vendburimi i naftës. Ai ndodhej brenda vendburimit të naftës, midis puseve. Kishte shtëpi një katëshë dhe në ndonjë vend të pjerrët shtëpitë kishin edhe nga një gjysëm bodrumi. Aty banonte personeli administrative dhe teknik. Familiarët banonin në shtëpi të vogla, kurse punonjësit beqarë në dhomat dy dhe tre vendëshe të kapanoneve. Kishte mencën e punëtorëve, si edhe atë të teknikëve dhe inxhinierëve, e cila rrintë e hapur dhe priste teknikët dhe inxhinierët që punonin pa orar në pus. Kurdo që ata ktheheshin nga pusi, ditën apo natën e gjenin mencën hapur dhe gjellën e ngrohtë. Në u jemi mirënjohës personelit të mencës, grave guzhiniere që na trajtonin si fëmijët e tyre. Dy Ndërmarrjet e Shpimit dhe e Prodhimit kishin godinat e tyre një katëshe. Edhe Shërbimi gjeologjik kishte godinën e vet. Një klub-kafene-restorant dhe godina e zjarrfikësve ndodheshin në hyrje të Patosit. Në qendër ndodhej edhe baraka e kinemasë. Stacioni elektrik ishte ne periferinë lindore të Patosit. Ofiçina mekanike gjendej në jug të Patosit, pranë luginës së lumit Gjanica. Pas viteve pesëdhjetë, Patosit të Vjetër ju dha emri i Heroit Mustafa Matohiti,

Në të hyrë të Patosit paraqita dokumentat në policinë e postbllokut dhe pyeta se ku banonin teknikët. Më treguan kapanonin dhe në një dhomë takova Tomi Kriston dhe Hamdi Bejten, që i njihnja qysh nga Politeknikumi. Kishin degjuar për vajtjen time dhe më pritën me shumë përzëmërsi. Më ftuan të banonja në dhomën e tyre, se ishte i lirë krevati i Anesti Spiros (Qirinxhi), që ishte transferuar në Kombinatin e Naftës në Kuçovë. Kështu, u bëra banor i Patosit, deri në Gushtin e vitit 1956, kur shkova për studime në Institutin Politeknik të Tiranës. Të nesërmen u paraqita në Drejtorinë e Ndërmarrjes së Shpimit tek dreëjtori i saj Polikron Cane dhe kryeinxhnieri Pirro Bozdo. Ata me njoftuan se do të punonja teknik operator në grupin e karotazhit, që varej nga Dega Gjeologjike. së bashku me operatorin tjetër Hamdi Bejtja, që ishte edhe përgjegjës i karotazhit. Më mirëpritën dhe unë ruaj respetin më të madh që pata, për punën dhe sjelljen e tyre ndër vite.



Patori i Vjetër, Mustafa Matohiti, në ditët e sotme. [A. Frashëri, 3 prill 2016].

Në ato vite nuk lejohej të fotografohej në kantieret e naftës, prandaj po vendos një fotografi që bëra gjashtëdhjetë vjet më vonë, më 3 prill vitit 2916, kur nostalgjia dhe malli më bëri t'a rivizitoj Patosin.

Pasi m'u njoftua vendi i punës, së bashku me Hamdiun shkuam në godinën e Degës Gjeologjike, ku takuam kryegjeologun Asti Papa, që e njihnja që prej Politeknikumit. Më foli për punën që do të bënja, rëndësinë dhe saktësinë me të cilën ajo duhej bërë. Pastaj, morrëm rrugën për në mjedisin ku ndodhej Grupi Karotazhit. Grupi kishte tre makina të mëdha, si autobuzë, njëra për arganelon me 3000 m kabël për të ulur aparaturat në pus, e dyta me stacionin e aparaturave matëse dhe regjistruese, dhe e treta me arganelon dhe kablin për e ulur në pus perforatorët që me plumba bënin krijimin e filtrit në kolonën e rrethimit të pusit. Prandaj grupi i karotazhit kishte vend ndodhjen në Parkun e Automjeteve, në perëndim të Patosit të Ri. E bëmë rrugën nga Pasoti i Vjetër deri në Transport, siç i thoshin Parkut, më këmbë, siç e bënim çdo ditë vajtje e ardhje, në dimër e në verë, disa kilometra rrugë, nga maja e kodrës deri në fushë. Në Park në ishte lënë në dispozicion për të vendosur pajisjet e punës një mjedis që kishte qënë një ËC e braktisur, ku vrimat ishin zënë me nga një kapak druri. Aty mbanim pajisjet, i rregullonim ato, rrinim edhe vetë, kur nuk kishte punë në pus. Diagrama e regjistruara në puse i dorëzonim brenda ditës në Degën Gjeologjike. Kjo vazhdoi deri në vitin 1957, kur për bazën e karrotazhit u ndërtua një godinë e re, e pershtatshme, me zyra dhe laboratorë të mjaftueshëm.

Në Patosin e viteve pesëdhjetë ishte e përditëshme që punëtorët, personeli-tekniko - inxhinierik dhe administrative, nga shtëpia apo zyra të shkonin e vinin nga puset më këmbë, në ditët dhe netët e verës dhe gjatë dimrit me baltën e mirëdëgjuar të Patosit, në një largësi një deri katër-pesë kilometra. Çizmet visheshin me shirat e para në vjeshtë dhe hiqeshin nga këmba në pranverë, pas disa ditësh kur pushonin shirat. Ndërmarrja kishte vetëm dy vetura- "gaze", njëra e drejtorit me shofer Sotir Stefën dhe më pas Agathokliun, që shkurt i thërrisnim Agai, dhe tjera ishte për kryeinxhinierin dhe këshilltarët e huaj. Ne të karotazhit kishim "privilegj" se, që nga Parku i Transportit, në puse të shkonim me makinat e punës. Në dimër vajtja e makinave të karotazhit nëpër rrugët e pa shtruara dhe me baltë ishte një mankth: Makinat tërhiqeshin me traktor nëpër baltë, të zhytura deri në gjysmën e rrotave në llum, madje në rrugët e rrezikshme tërhiqeshin nga dy traktorë, njëri e tërhiqte përpara, dhe tjetri e mbante nga prapa që të mos shkiste nga rruga, të përmbysej dhe shkatërroheshin aparaturat.

Një karakteristikë tjetër e punës në kantieret e naftës ishte se punëtorët kishin tre turnet e punës plotësisht të përcaktuara. Personeli tekniko-inxhinier dhe përgjegjësi i pusit nuk kishin turne. Ata shkonin në pus, punonin atje sipas proceseve që duhet të realzohej dhe largoheshin nga pusi vetëm pas mbarmit të procesit të punës që duhet të kryenin, pavarësisht se ajo punë zgjastë 8 apo 16 a më shumë orë apo ditë, ditën apo natën qoftë. Kjo punë intensive e naftëtarëve, nga punëtori në majë të pontit të sondës e deri tëk inxhinieri përballohej me sukses vetëm nga një vullnet, devotshmëri, sakrificë dhe gadishmëri.

**Naftëtarët në Patos, objektivat dhe arritjet e tyre gjatë viteve pesëdhjetë**

Naftëtarët, të ndërgjegjshëm për rëndësinë jetësore të naftës për atdheun, punuan me përkushtim, dije, dinjitet, sakrifica për arritjen e objektivave dhe zgjidhjen e detyrave në disa drejtime në vitet pesëdhjetë. Vendburimi Patosit, i zbuluar në fundin e dhjetëvjeçarit të viteve njëzet dhe rifillimin e atyre tridhjetë të shekullit të kaluar, për tu venë në shfrytëzim të plotë shtronte detyra të veçanta, midis të cilave kryesoret ishin [Biçoku T., 1953, Meko Z. 1953, Papa A., 1953, Pasho S., 1956]:

Së pari, të konturohej vendburimi dhe të vlerësoheshin rezervat e naftës së tij.

Së dyti, të plotësohej rrjeti i puseve të shfrytëzimit në përputhje me kërkesat teknike.

Së treti, Të zbatoheshin metodat studimore komplekse të trungut të pusit gjatë procesit të shpimit dhe me mbarimin e tij, si ato të karotazhit dhe studimit të kampioneve nga shtresat, si edhe dukuritë që shfaqeshin në pus.

Së katërti, të zbatohej teknologjia moderne e shpimit të pusit, e çimentimit të kolonës pa filtër si edhe zbatimi i teknologjisë modern të perforimin dhe torpedimit të kolonës së çimentuar në pus, për hapjen e rrugës së komunikimit shtresë nafte-trung pusi.

Së pesti, të ndërtohej sistemi i grumbullimit të naftës dhe i transportit të saj.

Krahas këtyre objektivave për vetë vendburimin e Patosit, duhet të kërkohej edhe në zona të tjera të vendit për gjetjen e vendburimeve të rinj të naftës e gazit.

Për të konceptuar drejt rëndësinë dhe domosdoshmërinë e arritjes së objektivave dhe zgjidhjes së detyrave të kohës, po kujtojmë shkurt historikun e naftës shqiptare, për të cilën kanë shkruar me aqë gjerësi dhe detaje akademiku Prof. Dr. Teki Biçoku, inxhinerët Zenel Hamiti, Borguçi dhe Ineichen, gjeologët e njohur Leo Maddalena dhe Prof. Stanislav Zuber në librat e tyre [Biçoku T. 2004, Çollaku A., 2016, Borguçi I., Hamiti Z. 1966, Maddalena L. dhe Zuber S. 1937, Perhati R. 2014, si edhe Beqiraj I. etj. në studimin e tyre [Beqiraj I. etj. 2013], etj.

Prania e naftës, ose siç quhej persisht *nefata,* apo *nafdha* në greqishten e vjetër, në tokën Shqiptare është njohur qysh në lashtësi. Janë të mirënjohur "Zjarret në lashtësi në Nymphaeum, Selenicën e sotme të Vlorës, që i përshkruan mjaft bukur historiani i vjetër Straboni [Hamiti Z., 1966, faqe 14]. Ndër shekuj, këto njoftime kanë tërhequr studiues për të ardhur në Shqipëri së toku edhe me sundues për të shtrirë kthetrat e tyre mbi atdheun tonë. Është shumë interesant është një njoftim i shekullit të 19-të: Shkresa e Mösyö Waterfield's, nēpunēs i administratēs sē Degēs Londēr tē Bankēs Otomane, ku thuhet se, nē lidhje me naftēn e zbuluar nē parcelat tokēsore dhe çifligjet perandorake qē ndodhen nē vendin e quajtur Selenicē, nē afērsi tē Vlorēs, Banka Otomane do tē marrē pērsipēr shpenzimet qē nevojiten pēr shpimin e tokēs dhe pērpunimin e naftēs dhe do tē derdhē nē llogari tē Sulltanit sasinē e nevojshme e tē ardhurave qē do tē fitohen nga kjo tregēti, nē rast se qeveria perandorake lidh kontratē pēr tregētimin e saj. (Istambul 1870). *[Osmanli Arsiv Belgelerinde Arnavutluk, SHQIPERIA NE DOKUMENTET ARKIVALE OTOMANE, Istambul 2008].*

Në shekullin e njëzetë, qysh me fillimin e tij, territori i Shqipërisë është studiuar nga gjeologë dhe inxhinierë të vendeve të ndryshme për kërkimin e naftës dhe shfrytëzimin e saj. Në librat e Akademik Biçoku T. dhe Inxhinier Hamiti Z. janë paraqitur me hollësi të gjitha këto studime dhe rezultatet e tyre. Midis këtyre studimeve dhe kërkimeve janë edhe ato të gjeologut Italian Leo Maddalena dhe inxhinierit të naftës Moreti në zonën midis lumit Vjosa dhe Gjiut të Vlorës në vitin 1917. Bazuar në rezulatet e kërkimeve të tyre, ata projektuan pusin e parë për kërkimin e naftës në Shqipëri, i cili u shpua në Drashovicë të Vlorës në vitin 1918 [Maddalena L. dhe Zuber S., 1937]. Pusi kishte thellësi afro 200 m. Me shpimin e tij, në thellësitë 71,6 m; 84,6 m; 101,6 m; 119-121 m; 168 m dhe 179 m u konstatua prania e shfaqjes së naftës. Nga thellësia 101,6 m u nxorrën 3.500 litra/dite [Z. Hamiti, 1966]. Në Drashovicë u ngrit dhe kantieri i parë i naftës në Shqipëri. Këto litra nafte, si dallëndyshja e parë, njoftuan për pasurinë e madhe që natyra i ka falur Tokës Shqiptare, Atdheut tonë. Në vitin 1928 u shpua pusi i parë në Kuçovë, i cili dha 750 ton naftë. Në ato vite, rajonet dhe zonat me perspektivë naftëmbajtëse të vendit ju dhanë me konçesione kompanive të

huaja, të cilat bënin edhe shfrytëzimin e saj. Për këto kompani konçesionare kanë shkrojtur në librat e tyre Z. Hamiti (1966), T. Biçoku (2004), si edhe Benita Stavre në tezën e doktoratës së saj (2013). Në ato vite, rajonet dhe zonat me perspektivë naftëmbajtëse të vendit ju dhanë me konçesione kompanive të huaja, të cilat bënin edhe shfrytëzimin e saj. Për këto kompani konçesionare kanë shkrojtur në librat e tyre Z. Hamiti (1966), T. Biçoku (2004), si edhe Benita Stavre në tezën e doktoratës së saj (2013). Në atë periudhë (1927-1928), Shoqëria Anglo-Persiane e Naftës APOC shpoi disa puse edhe në zonën e Patosit dhe zbuloi praninë e naftës në shtresat e ranorëve. Në vitet tridhjëtë filloi edhe shpimi i puseve për shfrytëzimin e vendburimit të ri të Patosit. Në kantierin e Patosit punonin shumë punëtorë italianë, madje kishte edhe ushtarë gjatë periudhës pas pushtimit të Shqipërisë. Në Kuçovë, në ato vite, punonin 1385 punëtorë shqiptarë dhe 2200 italianë [Z. Hamiti, 1966].




Skema e koncesioneve të huaja në Shqipëri në vitin 1939, [Zenel Hamiti, 1966].

Vitet e pushtimin gjatë luftës së dytë botërore sollën, edhe në vendin tonë, shkatërrime në kantieret e naftës në Kuçovë dhe në Patos.

Duke e vlerësuar rëndësinë e naftës e gazit për pavarësinë dhe përparimin e vendit, si për bukën, shteti shqiptar pas çlirimit të vendit mobilizoi naftëtarët shqiptarë të asaj kohe dhe u bëri thirrje për të punuar në kantieret e naftës edhe profesionistëve të tjerë, si mekanikë, elektriçistë, hidroteknikë, etj, që banonin në qytete të ndryshme të Shqipërisë. Kësaj thirrje iu përgjigjën shumë specialistë

dhe mjeshtra, që së toku me naftëtarët rindërtuan kantiret e naftës dhe i vunë në gjendje pune. Midis tyre më kujtohet Sotir Skorovoti, mjeshtër shpimi dhe likudimi avarish, të cilin punëtorët e thërrisnin *inxhinier*, për dijet dhe punën që bënte. U ngrit dhe u zhvillua ndër vite industrie e naftës në nivelet e kohës. Kur vajta unë në Patos, atje shpoheshin puse 1500-2000 m të thellë dhe nxirrej naftë, punonin sondistë tashmë të kualifikuar, teknikët e brezit të parë të dalë nga Politeknikumi "7 Nëntori" dhe kishin ardhur pesë inxhinierët e parë shqiptarë të naftës, që sapo kishin mbaruar studimet jashtë shtetit. Ky kolektiv i gjerë naftëtarësh, tashmë punonte për të zgjidhur detyrat dhe për të realizuar objektivat që u treguan më lart, për ta vënë në shfrytëzim të plotë vendburimin e Patosit, si edhe për të kërkuar vendburime të reja nafte e gazi.

Gradialisht ndër vite u ngrit e fuqishme industria e naftës, në të cilën punonin 25 mijë punonjës, midis tyre 2.800 inxhinierë dhe teknikë. Ata punuan me vetmohim, me vullnet e devotshmeri, ditën dhe natën, në diellë e në shi, dhe me pērgjegjēsi të madhe.

Në vitin 1951, në gjirin e Kantierit të Naftës Patos (1946-1950) u krijuan Ndërmarja e Shpimit dhe ajo e Prodhimit (Nxjerrjes së Naftës) në varësi të Drejtorisë së Përgjithshme të Kombinatit të Naftës që kishte qendër në Kuçovë, u rivunë në punë stacionin elektrik, u riorganizua ofiçina mekanike, parku i transportit U ngritën Ndërmarja e Shpimit dhe ajo e Nxjerrjes në Patos në varësi të Drejtorisë së Kombinatit të Naftës që kishte qendër në Kuçovë, u rivunë në punë stacionin elektrik, u riorganizua ofiçina mekanike, parku i transportit. Në gjymën e dytë të periudhës së veteve pesëdhjetë e më pas u bënë ndryshime organizative, por gjatë këtyre ndryshimeve kam qenë për studime dhe nuk kam qenë i pranishëm dhe nuk po shkruaj për ato. Në vitet gjashtëdhjetë e më pas k krijuan dhe u zhvilluan dy institute shkencore, Instituti i Studimeve dhe i Projektimeve Gjeologjike të  Naftës dhe Gazit dhe Instituti i Studimeve dhe Projektimeve Teknologjike të Naftës dhe Gazit, si  edhe dy ndërmarrje gjeofizike, ajo e Sizmo-gravimetrisë në Fier dhe tjetra e Studimeve Gjeofizike të Puseve në Patos, të cilat realizuan projektet për kërkimin e naftës dhe të gazit në nivel shkencor dhe teknik bashkëkohor, duke projektuar  mbi 80,000 metra linear/vit shpime të thellë kërkimi, etj., si edhe studiuan e përgjithësuan të dhënat e tyre. Me këto institute bashkëpunoi gjerësisht edhe Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave i Universitetit të Tiranës.

Për të  arritur objektivat dhe realizuar detyar ishte vlerësuar formimi i specialistëve të naftës si shumë i rëndësishëm, qysh në ato vite. Në vitin 1951 përfundoi mësimet grupi parë i teknikëve në fushën e gjeologjise dhe të naftës, siç quhesh në ato vite "*klasa e mbingarkuar minerale*", në Politeknikumin 7 Nëndori. Pothuajse të gjithë teknikët e rinj vajtën në Patos dhe Kuçovë: Abedin Xhomo, Adem Cani (Nurja), Anesti Spiro (Qirinxhi), Asti Papa, Dhimitër Paparisto, Hasan Hamza, Hysen Uzuni, Muharrem Seseri, Niko Goxhobashi, Petraq Xhaçka, Pirro Tasellari, Protoko Murati, Skënder Guranjaku, Tomi Krisro dhe e vetmja vajzë teknike Veronika Todri (Meko). Më kujtohen disa vargje të një kënge që këndonin ata kur niseshin në terren për praktikë: *……/ klasa e jonë minerale/ perspektiva ka*! Këtë brez të parë teknikë të naftës e mësoi dhe i ngjalli dashurinë për profesionin mësuesi i apasionuar Marko Manahem. Më kujtohet edhe një këngë tjetër për rininë e Politeknikumit, që e kishtë bërë shoku i ynë Agim Mero, të cilën ne, të gjithë nxënësit e këndonin me dëshirë dhe frymëzim, çdo ditë në ora 7.45 para se të futeshim në mësim, të rrjeshtuar para shkollës. Midis të tjarave kënga tregonte: "*Jemi bijtë e Politeknikumit/ që e ardhmja e ndritur na pret/...*".

Nxënësit e kësaj klase u bënë në vitin 1951 teknikët e parë shqiptarë të naftës, të cilët unë i njoha në Politekikum, u miqësova në Patos dhe e ruajta këtë miqësi si gjënë e çmuar për këto 66 vjet që kanë kaluar nga ato vite. Prandaj ishte kënaqësi e madhe për mua të takonja gjeologen e parë

shqiptare Veronika Todri (Meko), të bisedonim dhe kujtonim Patosin e viteve pesëdhjetë, njerëzit dhe punët e kryera. Ajo më tregoi për praktikën e parë që nxënësit e kësaj klase bënë në puset e shpimit në kantieret e naftës në vitin 1950 në. Pas një muaji praktikë nxënësit u kthyen në shkollë dhe sejcili përgatiti një projekt kursi nën drejtimin e mësuesit Marko Manahem. Pasi mbaruan provimet e vitit të tretë, me kërkesën e Ministrisë së Industrisë, disa nxënës u dërguan gjatë pushimeve të verës të punonin në Ekspeditën Gjeologjike të Naftës që drejtohej nga doktoresha e shkencës, gjeologia e mirënjohur, Zinaida Andrejevna Mishunina. Në këtë grup u përfshinë Asti Papa në Patos, Veronika Todri (Meko) në ekipin e gjeologut D.M. Manujlenko që kryente rilevim gjeologjik me marshruta në zonën bregdetare, Piro Tasellari me gjeologun Romanov që bënte rilevimin në zonën e Selenicës, si edhe Skënder Guranjaku, i cili punoi në ekipin e shpimeve krejlus. Krahas ketyre nxënësve, në Ekspeditë kishin ardhur edhe tre studentë shqiptarë që studionin në Institutin e Naftës Gubkin në Moskë: Ziver Meko, nga dega e gjeologjisë së naftës, i cili punoi me ekipin e Z.A. Mishunina, si edhe Teki Biçoku dhe Hasan Topçiu, nga dega e gjeofizikës, që punuan me ekipin sizmik në Fier. Në muajin shtator, nxënësit e "*klasës minerale*" u kthyen në Politeknikum dhe vazhduan vitin e katërt. Projekt Diplomat, për efekt të ruajtjes së rreptë të sekretit shtetëror gjeologjik, u hartuan në Kuçovë, nën drejtimin e inxhinierëve sovjetikë të naftës, ku u bë edhe mbrotja e tyre. Madje, për fat të keq, në mbrojtjen e projekt diplomave nuk u lejua të shkonte në Qytetin Stalin dhe të ishte në komision as mësuesi i tyre Marko Manahem. Projekt diplomat i përgatitën shumë mirë dhe i mbrojtën me lavdërime. Teknikët e ardhëshëm ishin ndarë në tre grupe, **gjeologë**: Adem Cani (Nurja), Asti Papa, Petraq Xhaçka, Skënder Guranjaku, Veronika Todri (Meko); për **shpim-** Anesti Spiro (Qirinxhi), Dhimitër Paparisto, Muharrem Seseri, Protoko Murataj, Tomi Kristo dhe për **shfrytëzim nafte-** Abedin Xhomo, Hasan Hamza, Hysen Uzuni, Piro Tasellari dhe Niko Goxhobashi. Ata e filluan punën si ***teknikë të mesëm*** në kantiret e naftës në gusht të vitit 1951.

U hap dega e gjeologjisë në Institutin Politeknik të Tiranës në vitin 1953 dhe filluan të përgatiteshin inxhinerët e parë gjeologë e profilit të përgjithshëm, të cilët u diplomuan në fillimin e vitit 1957. Nga viti 1957 deri 1960, nga bangat e Degës Gjeologike të Institutit Politeknik të Tiranës, shkuan në industrinë e naftës gjeologët Hazbi Shehu (1957); Jorgo Kola dhe Sezai Hoxha (në vitin 1958); Asti Papa, Hidai Haxhi, Mynyr Arapi, Viron Papingji, Vllash Janopulli (1959); Dhimtër Gjenerali, Reshat Myftari, Sabaudin Starova, Tomi Kristo, Viron Cane (1960). Në vitin 1962 u diplomuan inxhinierët e parë të naftës për shpimin e puseve dhe nxjerrjen e naftës e gazit, si edhe në vitin 1964 inxhinierët e parë gjeologë të naftës, pranë Fakultetit të Gjeologjisë dhe Minierave në Universitetin e Tiranës. Nga ky Fakultet, ndër vite, janë përgatitur 345 inxhinierë gjeologë të naftës, 1074 inxhinierë nafte, shpimi dhe nxjerre përkatësisht: 20 inxhinierë gjeologë dhe 189 inxhinierë nafte (në periudhën 1961-1970); 116 dhe 171 (1971-1980); 142 dhe 387 (1981-1990); 67 dhe 259 (1991-2000); vetëm inxhinierë nafte 68 (2001-2010); inxhinierë gjeofizikë 65 (periudha 1961-1978); në periudhën 1973-2009 janë përgatitur edhe 106 gjeofizike, shumë nga të cilët kanë punuar në industrinë e naftës.

Një ngjarje e rëndësishme për industrinë e naftës ishte edhe hapja e Teknikumit të Naftës në Kuçovë, me një nga drejtorët e parë Gani Qemon, të cilin e kam njohur si mësues të dalluar në Politeknikumin 7 Nëndori në vitin 1949 dhe më pas kur punonja në naftë, prandaj ruaj respektin më të madh për atë. Mësimi në teknikum jepej nga inxhinierët më të mirë që kishte nafta në atë kohë. Në vitin 1954 perfundoi studimet brezi i parë dhe u diplomuan *Teknike gjeologë dhe shpimi*, që shkuan menjëhë në kantieret e ndërmarrjeve të Patosit dhe dhe Kuçovës. Midis tyre kam njohur ndër vitet e punës: Filip Strakosha, , Gjergji Foto, Haxhi Qalliu, Kastriot Muskaj, Koli Mone,

Leonidha Marku, Luftulla Peza, Mihallaq Xheka, Pertef Nishani, Rushan Liço, Sezai Hoxha (Kuçi), Simon Ranxha, Simon Poreçi, Tasi Rrapi, Thoma Kerenxhi, Vasil Nasi, Vangjel Ndrio, etj. Shumë prej tyre kanë punuar në Marinzë, që me zbulimin e saj e më pas gjatë shfrytëzimit. Shumica e teknikëve të naftës studiuan dhe u diplomuan inxhinierë gjeologë të naftës dhe gazit, për shpimin dhe shfrytëzimin e puseve. Dhe, pas diplomimit, u rikthyen përsëri në industrinë dhe kantieret e naftës.

Aktivizimi i një numuri kaqë të madh i inxhinierëve gjeologë dhe të naftës, së toku edhe me teknikët e përgatitur nga Politeknikumi 7 Nëntori dhe më pas nga Teknikumi i Naftës në Kuçovë, solli një kontribut jashtëzakonisht të madh në gjetjen e vendburimeve të reja të naftës dhe të gazit, vënien e tyre në shfrytëzim, si edhe përparimin e vetë industrisë shqiptare të naftës.

***Ndërmarrja e Shpimit Patos*** ka qenë e para e kësaj fushe. Kur vajta unë në Patos në shtatorin e vitit 1953, ajo drejtohej nga Polikron Cane. Pandeli Qyrana ishte N/Drejtor dhe Piro Bozdo K/Inxhinier, kryellogaritar Theodhori Jani (vëllai i inxhinierit gjeolog Perikli Jani). Veç degëve të zakonshme administrative kjo ndërmarrje kishte edhe Degën Teknike dhe Degën Gjeologjikke, që drejtoheshin përkatësisht nga kryeinxhinier dhe Kryegjeologu. Ndërkohë, në vitet 1950-1952 rolin e kryeinxhinierit e kryente këshilltari rus G . I. Bobrishov, ndërsa përgjegjës teknik i Degës së shpimit ishte tekniku Anesti Spiro (Qirinxhi), nga viti 1951 deri në 1952, kur u transferua në Drejtorinë e Kombinatit në Kuçovë me detyrën e inxhinierit në Drejtorisë së Prodhimit pranë Drejtorisë së Kombinatit (1953 deri në 1955 kur shkoi jashtë shtetit për studime e larta), kurse përgjegjës për shpimet e thella të kërkimit ishte mjeshtri Pjetër Leka (1950-1954) dhe tekniku i shquar Tomi Kristo (1951-1955), që kryente me kompetencë të jashtëzakonshme punën e inxhinierit në puset më të thella të kohës, në Ardenicë, si dhe teknikët Dhimitër Paparisto dhe Protoko Murataj. Shpimin e puseve e drejtorin Shpimin e puseve e drejtorin këshilltari sovjetik Surkov, një inxhinieri rumun Valentin Shtuka (1953-1954) dhe tekniku Ciprian (1951-1952), inxhinierët e parë shqiptarë të përgatitur jashtë shtetit, të cilët erdhën në kantier duke filluar nga fundi i viti 1952: Perikli Trebicka (1952), Ibrahim Meçule (1952), Bekim Sinoimeri (1953), Ramadan Perhati (1955), teknikët e parë të naftës që u përgatitën në Politeknikumin 7 Nëntori dhe erdhën në kantier në vitin 1951, si dhe mjeshtri i njohur Sotir Skorovoti (1948), që ishte në praktikë si një inxhinier, mjeshtërit e avarive Pandeli Sofroni, Koli Mone, etj. Ndër përgjegjësit e puseve, mbeten në kujtesën time për punën e tyre të përgjegjëshme, për njohuritë e tyre teknike dhe mirësjelljen Kapllan Hajdari dhe Petro Olldashi - Heronj të punës socialiste, Belul Hatibi, Qemal Mahmuti, Sali Alushi, Zaho Cane, etj.

Veç degëve të zakonshme administrative kjo ndërmarrje kishte edhe Degën Teknike dhe Degën Gjeologjikke, që drejtoheshin përkatësisht nga kryeinxhinier dhe Kryegjeologu.

Në Ofiçinën e Patosit kanë punuar edhe dy mekanikë polakë për riparimin e motorëve të sondave. Të gjithë këta kanë punuar me devotshmëri dhe përgjegjësi të madhe. Duke shkruar këto rrjeshta mu kujtua një bejte që i këndonin Pandi Qyranës: "*Qaj o Pand Qyrana qaj/do nxjerrësh ujë apo do nxjerrësh vaj*?".

Periudha e viteve pesëdhjetë ishin vitet kur naftëtarët shqiptarë, sondistat, teknikët, mjeshtëri, inxhinierët vunë në punë sondat për shpimin e seve të thellë, u përvehtësua teknologjia e shpimit dhe përvehtësimit të këtyre puseve. U krijua në këtë mënyrë baza takniko-teknologjike për realizimin e detyrave për shfrytëzimin e vendburimeve të maftës në Kuçovë e Patos dhe për kërkimin e vendburimeve të reja.

Për të kryer një përfytyrim sa më të plotë për mundësitë naftëmbajtëse të vendit filluan të kryhen punime përgjithësuese dhe me natyrë regjionale, që me ardhjen e ekspeditave të para sovjetike (1950) të udhëhequra nga Z.A. Mishunina, me ekipe rilevimi gjeologjik, gjeofizike, gjeokimike etj., në të cilën u aktivizuan edhe studentë shqiptarë për gjeologji e gjeofizikë në Rusi si dhe nxënës të Degës Minerale të Politeknikumit. Rilevimi gjeologjik i rajonit Ardenicë - Roskovec nga S.L. Bizova (1953-1954), I Frakull - Kraps nga E.A. Shantar (1954), i Lushnje – Pekisht 1953 dhe Murriz - Pekisht nga S.V. Egupov (1955), rilevimi i zonës Marak - Llixha Elbasan u krye nga M.N. Rozanov dhe S.S. Drozdov (1956) [T. Biçoku, 2004]. Ndërkaq nga Prof. G. I. Llaliev dhe A. Papa u bë azhurnimi i hartës gjeologjike të Patosit, të përpiluar në vitet dyzetë nga gjeologët italianë (A. Lazzari) të AIPA-s. Logaritja e rezervave dhe plani i zhvillimit të vendburimit të Kuçovës dhe Patosit janë bërë nga gjeologu V. N. Vinjukov (1955), i cili kreu përgjithësimet "Ndërtimi gjeologjik dhe naftembajtja e vendburimit të Patosit" dhe "Ndërtimi gjeologjik dhe naftëmbajtja e vendburimit Kuçovës". Zbulim - përpunimin e vendburimit Patosit dhe Kuçovës e kryen inxhinierët M.P. Lisenkov, M.N. Koçetov, M. I. Kamishnjikova, ndërsa N. Baranov bëri pëgjithësimin e rajonit Frakull - Ardenice (1958) [Biçoku, 2004]. Llalliev A.G. dhe Papa A. (1952), në kuadrin e punimeve përgjithësuese ndërtuan hartën strukturale të venburimit të Patosit. Mishunina Z.A. dhe Papa A. (1954) ndërtuan Hartën e manifestimeve të naftës në Shqipëri. Për këto probleme punuan edhe Servet Pasho, Ziver Meko dhe Asti Papa [S. Pasho, 1952, 1956; Z. Meko. 1953; A. Papa, 1952, 1953, 1954].

Ndërmarrja e Shpimit realizonte shpimin e puseve të rrjetit të shfrytëzimit brenda vendburimit, si ata në Margëlliç, si edhe puset e konturimit, ndër të cilët më kujtohen pusi 515 në Lalar në jug-perendim te Patosit, në të cilin së bashku me Hamdi Bejten dhe Asti Papënë kaluam natën e Vitit të Ri 1954 duke bërë karotazhin, puset në Rusinjë në lindje, si edhe puset 97, 502, 505 në veri drejt Zharrëzës. Gjeodeti Nasuf Dizdari, i Drejtorisë së Përgjithëshme të Kombinatit, të cilin me shumë dashuri dhe respekt e kujtoj kur po shkruar këto rrjeshta për humorin e tij edhe në ditët me shi dhe punën e tij të pa lodhur, përcaktonte sheshin e puseve në terren sipas koordinatave të projektit. Brenda këtij sheshi, pozicionin e bazamentit të pusit e përcaktonin kryeinxhinieri dhe kryegjeologu, në varësi të relievit.

Me marrjen e naftës nga puset e konturimit në veri, si nga pusi 201 (1954), u kalua me guxim më në veri, drejt Marinëz për të kërkuar edhe shtresa nafte të reja, edhe mbi bazën e studimeve sizmikë që tashmë ishin kryer në atë zonë dhe njihej tabloja e gjendjes strukturale [Biçoku T, 1953]. U kalua nga e *njohura drejt të pa njohurës*, siç i thoshim më vonë. U projektua pusi 542 me përgjegjës Qemal Mahmutin, etj. Në kuadrin e përgjithësimit të rezultateve të shpimit të puseve të konturimit të vendburimit të Patosit, Dega gjeologjike e Ndë/jes së Shpim-kërkimit në Patos, drejtuar nga kryegjeologu Beqir Alija, projektoi pusin Marinzë 542. Projekti, u miratua nga Kryegjeologu i Kombinatit të Naftës Servet Pasho [V. Cane, 1962, arshiva personale e Gj. Foto]. Këta puse projektoheshin mbi bazën e përgjithësimit për naftëgazmbajtjen e vendburimit të Patosit, realizuar nga gjeologu sovjetik Vinjukov V.N. (1955), i cili konsultonte dhe bashkëpunonte me gjeologët shqiptarë. Unë bëra regjistrimet e para të karotazhit paraprak në Marinzë, ndërsa operatorët Vasil Nasi, Pertef Nishani dhe Asim Zeqja bënë regjistrimet e karotazhit përfundimtar me përfundimin e shpimit të pusit 542. Performimin e pusit e realizoi tekniku Vangjel Ndrio, Perlat Hoxha dhe mjeshtri Nasi Prifti. Personeli inxhiniero-teknik dhe mjeshtërit qëndruan dhe luftuan

ditën dhe natën në ballë për shuarjen e zjarrit dhe mbylljen e fontanës në qershorin e vitit 1957; krahas të cilit luftonin me zjarrin edhe shumë naftëtarë, madje edhe specialistë zjarrfikësish. Zjarri ishte aq i madh sa që Tiranë skuqej qielli natën në drejtim të kodrave të Saukut, ku në jug të tyre ndodhej Marinëza. Duke e parë gjurmën e flakëve në qiell, unë student i sapo përfunduar vitin e parë në Institut, kujtonja pusin ku regjistrova diagramën e karotazhit, gëzohesha shumë për gjetjen e naftës së madhe, por edhe isha i dëshpëruar për zjarrin dhe pasojat e tij. Zjarri i fontanës u shua me shpërthim pas ndonjë muaji. Zbulimi i vendburimit të Marinzës pati një rëndësi shumë të madhe në drejtim të fuqizimit të ekonomisë shqiptare, zgjeroi fushën e kërkimit të naftës në ranorët duke zbuluar shtresa naftëmbajtëse të reja, nën ato të Patosit, që formonin suitën naftëmbajtëse Marinza, e cia vendoset nën suitën naftëmbajtëse Driza – Patosi. Kjo fontanë hapi edhe rrugën e zbulimeve të vendburimeve të reja të naftës dhe gazit nga specialistët shqiptarë, se forcoj besimin, frymëzimin dhe saktësinë e punës së kërkuesve për gjetjen e vendburimeve të reja.

Dega Gjeologjike merrej me projektimin gjeologjik të puseve, ndjekjen e shpimeve dhe dokumentimin gjeologjik të tyre. Ajo kishte një vartësi të dyfishtë, sepse për anën thjesht teknike varej nga Dega Gjeologjik e Kombinatit, e cila drejtohej faktikisht nga Këshilltari sovjetik për Gjeologjinë, A. G. Burxhanadze (1950-1952), që ishte në të vërtetë Kryegjeolog i Kombinatit. Në atë degë punonte Tekniku me përvojë (më pas Inxhinier Gjeolog) Kozma Lino, Topografi i parë Nasuhi Dizdari dhe Arben Piro, dizenjatorët Gjinovefa Kasapi, Pali Shahini etj.

Dega gjeologjike e Ndërmarrjes së Shpimit analizonte të gjitha të dhënat gjeologjike të çdo pusi, shkruante biografinë gjeologjike të tij dhe sistemonte të gjitha të dhënat gjeologjike – të karotazhit dhe të shpimit në një dosje të veçantë Krahas kësaj veprmitarie, gjeologët e saj së bashku me gjeologët sovjetikë punuani edhe për hartografimin gjeologjik të zones së Patosit, si edhe për e problemet të përpunimit të vendburimit. [Llalijev A. G. dhe Papa A. 1952, Papa A. 1953, Mishunina Z.A. dhe Papa A. 1954]. Kryegjeologu i parë i shpimeve ka qenë tekniku Asti Papa (1951-1954). Pas transferimit të tij në Drejtorinë Gjeologjike në Tiranë (1954) drejtimin e kësaj dege e bëri tekniku Adem Cani (Nurja) (1954-1956), që më parë ishte gjeolog i puseve të kërkimit, më tej Degën Gjeologjike e drejtoi tekniku Filip Strakosha (1956-) dhe pas tyre inxhinieri gjeolog Beqir Alia, që ishte kthyer nga studimet jashtë shtetit. Në këtë degë, në vitet 1950, punonte edhe tekniku Skender Guranjaku (1951-1953) që merrej me shpimet e caekta strukturore, si edhe kolektorët Paskal Sinani (1951-1956)- përgjegjës, Aleko Cane, Haxhi Agaj, Vasil Dhrako, Karafil Ymeri etj. Në vitin 1955 erdhën nga Moska dhe bënë praktikën studentët Koço Plaku dhe Beqir Aliaj.

Dokumentimi i detajuar, centimetër për centrimetër, dhe studimin e shtresave që kish shpuar pusi me metodat e përparuara elektrike, kryheshin me teknologjinë moderne që emërtohet ***karotazhi elektrik***. Kur unë fillova punën në shtatorin e vitit 1953, krahas regjistrimit të diagramave të karotazhit për rezistencën elektrike specifike të shkëmbinjve të shtresave, si edhe të potencialit të polarizimit spontan, bëhej edhe matja e shtrëmbërimit të trungut të pusit, regjistrimi i përmasës së diametrit të trungut të pusit, i rezistencës elektrike specifike e solucionit të argjilës që mbushte trungun e pusit, si edhe i ndryshimit të temperaturës me termometra elektrikë në të gjithë gjatësinë e tij. Regjistrimi bëhej me stacion gjysëm automatik.

Në Grupin e karrotazhit punonte edhe ***Ekipi i performit dhe torpedimit*** të kolonave të puseve, për të vendosur komunikimin shtresës naftëmbajtëse me trungun e pusit, që të sigurohej ardhja e naftës nga shtresa në pus. Në vitin 1955 erdhën edhe kampion-marrësit e parë me plasje, që lejonin të merrej kampioni i shkëmbit nga shtresa e shpuar edhe pasi kishte përfunduar shpimi. Ky grup, ne fillimin e viteve pesëdhjetë e kishte qendrën pranë parkut të transportit. Në vitin 1957 u krijuar ***Baza e Karotazhit*** dhe u ndërtua një godinë e posaçme.

Grupin e karotazhit në vitet 1951-1953 e drejtonin dhe ishin operatorë tekniku Hamdi Bejtja (1951-1954) dhe tekniku sovjetik David A. Bronshtein, (1951-1952), të cilët nisën realizimin e kryerjes së karotazhit në puse. Alfred Frashëri (1953-1956) punoi si operator dhe vazhdoi edhe drejtimin e grupit pasi Hamdiu shkoi ushtar. Më pas, këtë punë e vazhdoi ingjinieri Agim Luari (1956-1961) dhe teknikë operatirë të tjerë. Metodat e karotazhit për studimin e trungut të pusit, në ato vite ishin të reja. Hamdiut ja mësoi David Bronshteini teknologjinë e regjistrimeve gjysëm automatike. Mua m'i mësoi Hamdiu. Në vitet (1955-14 dhjetor 1956) erdhi nga Bakuja inxhinieri sovjetik Vladimir Mihajlloviç Pigrov. i cili më mësoi ndërtimin e stacionit automatik të karotazhit dhe së bashku vumë në punë stacionin e ri automatik që sapo kishte ardhur, duke realizuar kalimin e regjistrimit të diagramave të karotazhit nga teknika gjysëm automatike në atë me stacione automatikë. Dhe kështu mbeti traditë, që operatorët e rinj mësoheshin nga më të vjetrit, me studim individual, në kurse dhe drejtpërsëdrejti në puse gjatë punës.

DREJTORIJA E PËRGJITHËSHME E KËRKIMEVE
BAZA GJEOFIZIKE – INDUSTRIALE
PATOS

Rajoni MARINEZ
Nr. i pusit 542
Data e matjes 17-V-1957; 25-V-1957

| TË DHËNA MBI PUSIN | TË DHËNA MBI MATJEN |
|---|---|
| Fundi 1584 | Zondi B0.2A1.9M |
| Diametri i daltës 250 m.m. | K. 22.62 |
| Thundra e kollonës | L. 11.3 cm. |
| Niveli solucionit në 0 m. | S 4 |
| Pesha spec. e soluc 1.22 gr/cm³ | Shkalla e K. C 10 o m.m]Cm |
| Viskoziteti 34" | Shkalla e P. S. 12,5 m]Cm |
| Naltësia nga niv. detit | Shpejtësia e matjes 3500 m/orë |
| Gjëndja e punës | Rezistenca specifike e solucionit 13.1 o m. m. |
| | Temperatura 20 oC |
| | Pika e vëndosjes së shënjës |

| | PARA MATJES | | MBAS MATJES | |
|---|---|---|---|---|
| Izolim i fijes së kabllit me zond në megaon | A 20 | MΩ | A 20 | MΩ |
| | B 20 | " | B 20 | " |
| | M 20 | " | M 20 | " |

Kryetari i grupit Vasil Nasi ( )
Operatori Tek. A. Zaqja. ( )
0 20 40 60 80 o m]m

Krahas tyre kanë punuar operatorë teknikë të tjerë ndër vite: Vasil Nasi (1954-1957), Pertef Nishani (1955- 1959), Vangjel Ndrio (1056-). Në gjysmën e dytë të dhjetëvjeçarit filluan punën pranë bazës së karotazhit edhe inxhinier Kadri Zalla, inxhinieri interpretator Hidai Haxhiu (1959-) dhe së bashku me ata specialistët sovjetikë Juri Sabçendko dhe Leotjev Gallkin. Erdhën edhe teknikë e mjeshtra të tjerë, që zëvendësonin më të vjetrit, që shkonin për studime apo për të kryer shërbimin ushtarak. Midis tyre erdhën teknikët operatorë Luftula Peza, Kozma Liço, Lleonidha Teta, Asim Zeqja, Jani Çati, Kaso Hitaj, disenjatori Eshref Vrioni. Performimi i puseve ndër vite

kryhej edhe nga teknikët Perlat Hoxha (1954-), Vangjel Ndrio (1956-1959), mjeshtri i karotazhit Zylal Mahmuti (1952-), mjeshtri i perforimit Nasi Prifti (1952-), Miti Xhavara, Halit Varfi, Nysret Mane, Elmaz Rama. Për remontin e aparaturave punonte edhe mjeshtri Harilla Marini (1953-), mjeshtëri i perforimit dhe torpedimit Roko Abazi (1954-). Pjesëtarë të ekipeve ishin edhe arganisti Josif Prifti (1951-), ndihmës arganisti Vlashi (1953), Nasi Stefa shofer i arganelos së stacionit të karotazhit (1951-), Hetemi - shoferi i laboratorit të karotazhit (1953-), Sotir Stefa shofer i stacionit të perforimit (1952-), shoferët Koli Shtërmbari, Ceno Meçe, Hasan Hasa, Vangjel Lici. Në vitet gjashtëdhetë e më pas, kompleksi i metodave të karrotazhit u plotësua edhe me karotazhin zanor dhe atë radioaktiv të regjistrimit të gama rrezatimit natyror dhe atë neutronik.

Regjistrimi  diagramave të karotazhit bëhej në disa thellësi gjatë shpimit të trungut të pusit, të cilat përcaktoheshin në projekt dhe quheshin *karotazhe paraprake*, për të ndjekur ecurinë gjeologjike të pusit. Me përfundimin e shpimit, kryhesh *karotazhi përfundimtar*. Për kryerjen e karotazhit, pusi ndalonte shpimin, pastrohej trungu i tij që aparatet të mund të uleshin lirisht deri në fund, duke qarkulluar solucionin e argjilës për një kohë të caktuar dhe pastaj, ngrihej lart instrumenti i shpimit. Ne duhet të ishim në pus përpara ngritjes së instrumentit dhe të ishim përgatitur që të fillonim menjëherë regjistrimet e diagramave me t'u nxjerrë instrumenti nga pusi. Dhe kjo kohë mund të ishte ditën apo natën, në mot të mirë apo me shi, si të rastiste. Natyrisht, për këtë process shumë të domosdoshëm për studimin gjeologjik të pusit, ndërpritej shpimi. Koha e kryerjes së karotazhit arrinte deri dy turne pa pushim në puset e thellë. Për ne të karotazhit, nëpunësit e planit, që punën e tyre e masnin me realizimin e metrave të shpimit të kryera në ditë, këtë ndërprerje e quanin "sabotim" dhe për ekipin e karotazhit, me humor, thoshin në rusisht "*karotazhniki sabotazhniki"* arritën në pus.

Vënia e puseve të prodhimit në punë dhe nxjerrja e naftës realizohej nga naftëtarët e ***Ndërmarrjes së Prodhimit Patos***. Ndërmarrja drejtohej Kiço Kasapi, kryeinxhinieri Rexhep Reka, i cili më pas u emërua K/Inxhinier i Kombinatit dhe më 1962 dekan i Fakultetit të Gjeologjisë dhe Minierave në Universitetin e Tiranës, Kryegjeologia e parë ishte Veronika Todri (Meko) (1951-shkurt 1953) e cila më pas u bë përgjegjëse e laboratorit, Ziver Meko (1952-1958) kur u kthye nga studimet e larta jashtë shtetit u emerua kryegjeolog i ndërmarrjes në shkurt 1953, nëndrejtor Nasti Qafzezi. Në Proceset e punës ne puset drejtonin tekniku Niko Goxhobashi (1951-1981), i cili në vitet e para (1951-1952) kryente detyrë inxhinieri, bashkë me teknikun rus G. I. Knjazev dhe drejtonte degën teknike të ndërmarrjes, inxhinerët e naftës Thoma Gjikondi (1952), Pavllo Panajoti, Dilaver Shkurti, Meleq Velaj, ndërsa në degët e planit dhe të financës punonin Eleni Laçka, Merxhane Ymeraj dhe motra e Margarita Xhepës. Dega gjeologjike organizoi shërbimin gjeologjik në të katërt sektorët e ndërmarrjes, duke vendosur pranë tyre kolektorët, bëri për puset dosjet e biografive të strukturaës teknike të tyre, vlerësohej dinamika e  naftëdhënies së puseve, filloi të bëhesh analiza sistematike e naftës dhe e gazit, kontrolloheshin e ndiqeshin proceset e ecurisë së pusit sipas projektit dhe përgatitjes së tij për shfrytëzim. Organizimi i shërbimit gjeologjik në këtë ndërmarrje u realizua me punën e palodhur të personelit dhe ndihmën e drejtimin teknik dhe organizativ të këshilltarin e kryegjeologut të Kombinatitit A. G. Burdzhanadze, i cili çdo javë zhvillonte kurse kualifikimi me ata në Kuçovë. Tekniku Patraq Xhaçka u emërua në Ndërmarrjen e Prodhimit në Kuçovë. Piro Tasellari u emërua teknik në Ndërmarrjen e Serës në Selenicë.

Të gjithë veprimtarinë tekniko-shkencore dhe organizative të këtyre dy ndërmarrjeve e drejtonte Drejtoria e Pëgjithëshme e Kombinatit të Naftës në Kuçovë. Veç ndërmarrjeve të Patosit, në këtë Kombinat përfshihej edhe Ndërmarrja e Prodhimit të Nafës në Kuçovë, shërbimi gjeologjik i së cilës drejtohej nga Petraq Xhaçka, që ishte Kryegjeologu i parë i saj (1951-1955).

Drejtoria kryesohej Zenel Hamiti, në vitet e para të dekadës së viteve pesëdhjetë. Nga viti 1955 erdhi Xhaferr Spahiu si Drejtor i Përgjithshëm. Kryeinxhiner ishte Ramiz Xhabia, me këshilltarët sovjetikë Tumilloviç për nxjerrjen e naftës me ndihmës teknikun Hasan Hamza, Pjotër Andrejeviç Ivanov dhe Gavril Josifov Bobrishov për shpimin e puseve. Problemet gjeologjike i drejtonte Seksioni Gjeologjik me K/Gjeolog Servet Pasho (1952-) me këshilltarët A.G. Burdzhanadze (1951-1952) dhe Ganifa Askeroviç Mamedbegov (1953-1955), teknikët Kozma Lino (1951-) dhe Fatri Kadilli (1954-), kurse inxhinieri i naftës Ender Nexhipi (Arëza) ishte Drejtor i prodhimit (1052). Në Drejtorinë e Kombinatit, sipas profesioneve punonin edhe Inxhinier Stilian Pili, Llazar Poreçi-përgjegjës i degës së planit, Pali Birçe teknik projektues, teknikët e naftës Abedin Xhomo, Dhimitër Paparisto për sistemin e normave pas transferimit nga Patosi, Hysen Uzuni, Muharrem Seseri, Iljaz Gogaj.

Të gjithë këta naftëtarë i kam njohur personalisht, takoheshim me ta për të punuar dhe zgjidhur detyra të ndryshme në puse. Kam mësuar shumë nga ata, jo vetëm për teknikën e naftës, por edhe për devotshmërinë e këmbënguljen në punë. Prandaj edhe sot, në këtë moshë të thyer, u jam mirënjohës dhe i falenderoj, i kujtoj me respekt. Personeli teknko-inxhierik, madje edhe ai administrative nuk ishin *komunitete zyre*, por të lidhur ngushtë me puset dhe problemet e tyre. Proceset teknike në puse kryheshin sipas grafikut teknik, ditën edhe natën, në orarin e duhur. Për personelin teknko-inxhinierik nuk kishte turne, orar të caktuar të fillimit dhe mbarimit të punës, ditën apo natën. Puna fillonte në orën kur nevojitej të bëhej operacioni në pus dhe përfundonte pasi mbarote puna e operationit të dhënë, në çdo orë që të ishte. Kështu kryheshin edhe regjistrimet e diagramave të karotazhit. Perforimi dhe torpedimi në pus bëhshin vetëm ditën, se ishin punë me shpërthim.

Më është ngulur në kujtesën time një ndodhi. Duke kryer regjistrimin e diagramave natën në një pus, pas mesnate hapet dera e makinës së laboratorit dhe futet brenda Drejtori i Pergjithshëm i Kombinatit Xhaferr Spahiu. Na përshendeti, degjoi raportimin shkurt për punën që po bënim dhe na uroi punë të mbarë. Ai desh personalisht të merrte kontakt me naftëtarët drejt për së drejti në pus, si edhe të njihej me punën në terren.

Puna që bënim ka gjetur vlerësimin nga drejtuesit e Ndërmarrjes dhe të Kombinatit, si edhe nga naftëtarët me të cilët punonim. Unë ruaj me shumë kujdes, si një dokument të çmuar, një shkresë të firmosur nga Drejtori i Përgjithshëm i Kombinatit Xhaferr Spahiu, që vlerësonte punën që bënja. Më poshtë po e rishkruaj saktësisht:

*KOMBINATI I NAFTËS "STALIN"*
*Dega Gjeologjike*
*Nr. 10/Prot* *19.9.1955*

*NDËRMARRJES SË SHPIMIT*
*Sh. Alfred Frashërit*

*Duke marrë parasysh punën e palodhur të shokut Alfred Frashëri, i cili me ndihmën e këshilltarit sovjetik Pigrov ka mundur që brenda një kohë të shkurtër të përvehtësojë teknikën në repartin gjeofizik, kjo Drejtori e përgëzon atë duke i uruar suksese të mëtejshme në punën e tij.*
*Puna e shokut Alfred Frashëri duhet të jetë si shembull për gjithë teknikët e mesëm dhe ti nxisi ata për tu specializuar sa më mirë në sektorin ku punojnë.*
*Ne e quajmë me vënd që ajo Ndërmarrje ta shpërblejë sh. Alfred pët punën e tij me 3000 lekë.*
*Kjo shkresë tu bëhet për njoftim gjithë teknikëve të Ndërmarrjes.*

*Drejtori i Përgjithshëm*

*Koncepti S.P.*
*Dakt. A.P.*
*Kopjr 4*
*Nr. 19/9/1955*

Dhe tre muaj më pas, më vjen një gëzim tjetër shumë i madh, për vlerësimin e punës sime: **Dekreti 2190, dt. 26.12.1955 i Presidiumit të Kuvendit Popullor të R.P.Sh.** për dekorim me *Medaljen e Punës*, me motivacion:
"*Ka organizuar dhe drejtuar mirë punën në sektorin ku punon dhe është mobilizuar me gjithë forcat e tij për realizimin e planit të shtëtit*".

Këto vlerësime ne na frymëzonin për të punuar më shumë dhe më mire dhe më gëzojnë edhe sot.

Por, nuk mund të mos kujtoj edhe një "modë" të sjelljes në Patosin e atyre viteve, ku kritikat bëheshin dhe urdhërat jepeshin duke bërtitur në kupë të qiellit. Mesa duket, këtë e ka kushtëzuar përgjegjësia e madhe për proceset e ndërlikuara dhe detyrat në puse, të cilat duheshin realizuar në kohë dhe me cilësi, për ndryshe kish pasoja të rënda teknike në pus. Mbaj mend se si nje teknik, duke dëgjuar të bërtiturat "*Pse se ke bërë deri tani*?", i tha shefit me cinizëm: "*pse po ulërin, prija ditën e punës, i bërtet gruaja në shtëpi*".

Në kantierin e naftës në Patos ishin edhe Ofiçina Mekanike, Parku i Transportit, Stacioni elektrik, në të cilin punonin inxhinierët elektrikë Hektor Çaçi (1953-) dhe Besnik Zeraliu (1954-). Nuk mund të kuptohej puna e madhe në puse pa bazën e transportit, shoferët e të cilës punonin ditë e natë, në verë dhe duke i tërhequr makinat e tyre nëpër baltë deri në gju me traktor në dimër, për të shkuar dhe furnizuar puset. Janë shumë e shumë shoferë të dalluar, por deri më sot mbaj mend Rrapi Tiku, që me kamionin e tij të vjetër FIAT 26 ("Ventisei") ishte i kudo gjendur në kohën e duhur.

Krahas naftëtarëve, në Patosin e viteve pesëdhjetë punonin me shumë devotshmëri edhe mjekët Hysni Rusi (-…- 1955), Petraq Papadhopulli (1955-), farmacisti Kolë Lisna, dentistet Elsa nga Shkodra dhe Berta nga Tirana dhe Zenel Kokomiri, të cilët kujtohen më shumë respekt për kujdesin e tyre për shëndetin tonë, të gatshëm ditën dhe natën për të kryer sa më mirë detyrën e tyre. Dhe në komunitetin e intelektualëve të atyre viteve në Patos janë edhe mësuesit Pilo Mici, Areti Mici, Lavdie Bejtja (1952 -), mësuesja Mjatla nga Kavaja (1952-), Gjinovefa Nito (1952 - ), që mësonin dhe edukonin me përkushtim fëmijët e naftëtarëve.

Objektivat që duheshin arritur për pavarësinë e vendit dhe përparimin e tij, për ta shndërruar nga një vend bujqësor i prapambetur në një vend industrial dhe me bujqësi të përparuar, mundësitë ekonomike, tekniko-shkencore dhe sociale që shteti kishte vënë në dispozicion të industrisë së naftës, krijuan kushtet e organizmit të armatës së naftëtarëve, që me punën dhe veprimtarinë e devotëshme dhe të pa lodhëshme, me përkushtim dhe këmbëngulje, të kualifikuar e të disiplinuar dhe me sakrifica të mëdha, ata krijuan mundësitë, që pasi u vënë në punë vendburimet e Kuçovës dhe Patosit të shkatërruar nga lufta e dytë botërore, të fillojë një punë kantierale kërkimore intensive për zgjerimin e tyre. Nga vitet pesëdhjetë deri në vitet tetëdhjetë u zbuluan 12 vendburime të rinj nafte në ranorë dhe gëlqerorë: Marinza, Visoka, Ballshi, Gorisht-Koculi, Cakrani, Kolonjë-Bubullimë, Finiq-Krane, Amonicë, Hekal-Karbunarë, Mollaj, Delvinë, si edhe vendburimet e gazit, Divkajë, Kryevidhi, Ballaj, Frakulla, Povelçë, Panaja, Currilat në detin

Adriatik, etj. Ky zhvillim u arrit edhe nga realizimi i shpimit të qindra puseve të thellë, duke arritur edhe në thellësi deri 6700 m. U realizua nxirrjrra nga nëntoka dhe të përpunoheshin 2.250.000 ton nafte në vitin 1974 si edhe 940 milion $m^3$ gaz në vitin 1982.



Naftëtarët duke luftuar me zjarrin fontanës në Marinzë (Google)



Marinza në ditët e sotme (foto GOOGLE)




Prodhimi i naftës në vitet 1935-2001, në ton. *[GOOGLE/ ALBPETROL- PRODHIMI I NAFTËS]*

Fatkeqësisht, ashtu si edhe e gjithë industria shqiptare, në vitet e tranzicionit u rrënua edhe industria e naftës dhe e gazit. Nuk ka më institucione shkencore shqiptare të kërkimit të naftës dhe gazit, nuk ka më ndërmarrje të shpim kërkimit, të gjeofizikës etj. Kompania aksioniste ALBPETROL në vitin 2914 nxorri vetem 45.384 ton nafte, kuse kompanite e huaja konçesionare 1.322.000 ton nga vendburimet ekzistuese. Nëse gjatë një çerek shekulli naftëtarët shqiptarë zbuluan 16 vendburime të rinj nafte dhe 7 gazi, gjatë 25 viteve të tranzicionit, kompanitë konçesionare nuk kanë zbuluar asnjë, megjithëse blloqet e tyre ku kanë punimet janë shtrirë në zona e rajone perspektive.




Harta e blloqeve të konçesinëve të naftës në ditët e sotme [Google, Albpetrol].

Këto kompani nuk kanë konkretizuar as edhe zbulimin e disa viteve më parë, të një vendburimi në

zonën e Shpiragut, paçka që edhe këtë zonë e kishin vlerësuar gjeologët shqiptarë që në vitet tetëdhjetë. Madje, siç është thënë, edhe për të arritur strukturën gëlqerore naftëmbajtëse për një pus u shpuan pesë trungje, gjë që nuk kishte ndodhur kurrë, asnjëherë në Shqipëri, me puset e shpuqr nga naftëtarët shqiptarë.

Por ajo çka është më e dhëmshme është flakja e specialitëve të naftës, që nga punëtorët e pontit të manovrës në puse, deri tek teknikët, inxhinierët dhe shkencëtrët. Më të fortët, më të diturit, më të përgatiturit u detyruan të braktisin vendin dhe sot punojnë në profesionet e tyre në vende të ndryshme të botës, ata nuk i kemi sot më. Vlerat dhe investimi shqiptar shfrytëzohet nga të tjerët. Ata që kanë mbetur këtu nuk i pyet më asnjeri për problemet e naftës, megjithëse u përgatitën dhe punuan gjatë dhjetra viteve, shteti shqiptar investoi shumë për formimin e tyre professional. Ata janë vlera të çmuara të ekonomisë dhe kulturës së atdheut. Këtë nuk e bën asnjë vend, që do të përparojë. As kjo armatë e madhe naftëtarësh, as edhe institucionet shkencore, që u ngritën gjatë dhjetëvjeçarëve, me mund, sakrifica dhe me shpenzime të mëdha, nuk ngrihen në një ditë dhe me një urdhër a vendim.

Kjo gjendje solli rrënien e prodhimit të naftës, aq sa në vitin 2005 u nxorrën vetëm 448,000 tonë naftë. Pas këtij viti, në kuadrin e veprimtarive të kompanive të huaja konçesionere filloi një rritje graduale e nxjerrjes së naftës, duke arritur në 1.368.000 ton në vitin 2014. Por, fatkeqësisht, nuk ka asnjë të dhënë se sa ka përfituar shteti shqiptar nga kjo rritje, ku vajti gjaku i ekonomise shqiptare.




Prodhimi i naftës në vitet 1929-2014, në ton. (GOOGLE/ ALBPETROL- Prodhimi i naftës).

Gjendja aktuale e industrisë së naftës i shqetëson dhe i bën të vuajnë shpirtërisht naftëtarët, që ende janë këtu, qoftë edhe në moshën e tretë, se për brez pasardhës të ri nuk bëhet fjalë. Prandaj e gjejmë të udhës ti drejtohemi institucioneve shtetërore shqiptare dhe naftëtarëve: Le të kujtojmë 100 vjetorin e zbulimit të naftës në Atdheun tonë, le të nderojmë punën vetmohuese, me sakrifica të mëdha të naftëtarëve, ditën dhe natën, në zhegun e korrikut dhe në acarin e dimrit. Ky kremtim nuk ka vetëm rëndësinë e nderimit. Ai ka një vlerë jashtëzakonisht të madhe për të ndërgjegjësuar dhe programuar ç'duhet bërë në të ardhmen, që pasurinë e paçmuar që na ka falur natyra ta kërkojmë, ta nxjerrim dhe ta vëmë në dobi të ekonomisë së vendit, siç duhet, në nivele teknike dhe sociale të

ditëve tona. Kjo veprimtari do të jetë një premtim frymëzues dhe mobilizues për institucionet shtetërore dhe për brezin e ri.

Për këtë veprimtari kombëtare, një projekt program u paraqit insitucioneve qendrore dhe lokale shtetërore të Shqipërisë, komunitetit akademik dhe gjithë naftëtarëve kudo që janë për diskutim dhe miratim. Është herët mund të thotë ndonjë. Jo, nuk është herët, Një veprimtari madhore do shumë kohë dhe mund që të përgatitet si duhet. A mund të heshtim për naftën, për arin e zi?

Është në moralin e popullit tonë dhe te armatës së naftëtarëve shqiptarë, sidomos të elitës së saj të moshuar dhe më të re, që këtë jubile ta organizojë dhe ta festojë sa më mirë, që ti bëjmë të ditur gjithë botës se ***Shqipëria është një vend naftë- mbajtës, se nafta ka qenë vaji i kuzhinës tonë ekonomike, se nafta shqiptare eshte zbuluar kryesisht nga specialistët dhe shkencëtarët shqiptarë***. Në Kongresin e Shoqatës së Gjeoshkencëtarëve dhe Inxhinierëve të Europës" (EAGE) në Firence të Italisë në vitin 1991, pasi referova, një gazetar më bëri një pyetje: "*Tani që Shqipëria po bëhet vend i hapur dhe do të vinë atje ekspedita nga vendet e përparuara, me siguri do të gjeni më shumë vendburime nafte e gazi, bakri e kromi etj.*". Me bindje të plotë unë ju përgjigja: "*Jo, nuk do të gjejnë vetë gjë më shumë dhe më shpejt sesa i kemi gjetur ne. Ekspeditat e tyre do të drejtohen nga specialist e profesorë të shquar, do të jenë të jenë të pajisura me teknikën më të re, por ju ngatërroni një gjë: Gjeologjia nuk është si fjala vjen ndërtimi i një godine a një rruge. Gjeologjia është si gjuha e mëmës. Që të zbulosh një vendburim, duhet ta njohësh mirë tokën, dheun e vendit, ta kesh shkeluar e studiuar per kohë të gjatë strukturat gjeologjike dhe të vlerësosh perspektivën e tyre mineral bartëse. Por që ta njohësh mirë nëntokën duhet ta duash më shumë se vehten tokën ku ke lindur dhe ku vë kokën, nuk mjafton vetëm teknika. Vendburimet deri tani i kanë zbuluar kryesisht shqiptarët"*. Këtë e përsërita edhe në Kongresin e Shoqatës Gjeofizike të Ballkanit në vitin 2013. Njëzet e pesë vitet e tranzicionit e kanë vërtetuar këtë mendim plotësisht. Kompanitë e huaja konçesionare deri më sot nuk kanë zbuluar asnjë vendburim nafte, gazi, bakri apo kromi, etj. Vetëm kanë shfrytëzuar pasuritë e Shqipërisë, pasuri që i kanë gjetur dhe vënë në punë naftëtarët, gjeologët dhe minatorët shqiparë. Le të shpresojmë se kjo gjendje do të ndryshojë duke kuptuar thelbin e çeshtjes dhe çfarë duhet bërë.

Rilindasi i madh Sami Frashëri na mëson se, që shteti të përparojë dhe të jetë i pasur, duhet të shfrytëzojë dhe ruajë pasuritë natyrore minerale, duhet edhe të punojmë dhe të zhvillojmë bujqësinë dhe blegtorinë , si edhe "*mjeshtëri në të cilën kanë mësuar vendalinjtë: leshi, liri, pambuku, mëndafshi, hekuri, druri t'arrihet të punohet sa të mundetë më shumë, që të mos ketë shqiptari aqë shumë nevojë ti sjellë këto nga jashtë*".

Me këto mësime, ne duhet të kuptojmë mirë se është prodhimi ai që sjell pasurimin e popullit dhe të shtetit, si edhe krijon kushtet edhe për zhvillimin e tregëtisë, duke ngritur domosdoshmërinë e zhvillimit të rrugëve automobilistike nacionale dhe lokale, si edhe të hekurudhave, brenda vendit dhe me shtetet fqinjë.

Në librin e tij "Shqipēria, ç'ka qēnē, ç' ēshtē dhe ç'do tē jetē" (1899), Sami Frashëri shkroi "***Metaletë do të kërkohenë nëpër të gjith' anët e Shqipërisë e të nxirrenë kudo të gjendenë….. Në kryeqytet të Shqipërisë, përveç shkollave të dyta e të tretat do të jetë një gjithmësime (Universitet)….një këshillë diturie (akademië) duhet të jetë në kryeqytet….për të shpënë përpara dhe shkronjënë, istorinë, dhekërkonjënë (gjeologjia), metalet e të tjera punëra të Shqipërisë…..***" Pra, për të realizuar zhvillimin e Shqipërisë, Sami Frashëri na mëson të "…*krijohet një universitet, i frymëzuar me shkencat aplikative….Fakulteti i inxhinjerisë duhet të përfshijë të gjitha*

*specialitetet…Ky institut i lartë, do të krijojë kulturën shqipëtare dhe shtatmadhorinë intelektuale të kombit tonë.”*

Këtu e njëqind e gjashtëmbëdhjetë vjet të shkuara, duke vlerësuar shfrytëzimin e burimeve të pasurive nayrore, Sami Frashëri ngre edhe problemin dhe jep alarmin se "…. *Sot humbasin e venë kot, si pyjetë, metalet e kaqë gjëra të tjera, që po të vështrohen si duhet, mundin të sjellin një begati të madhe*", sikur e ka parandjerë ç'po i ndodh shqipëtarit këtë çrerek shekullin e fundit

Në konkretizim të këtyre mësimeve të Rilindasve, në veprën e tij "Probleme Shqiptare"(viti 1943, ribotim 2001) Mehdi Frashëri (i amnistuar me rastin e 15 vjetorit të Çlirimit më 1959 me dekret Nr. 3005 nga Kuvendi Popullor dhe sot Qytetar Nderi i Përmetit) shkroi "…Në kohën e arthme të afërt, vajguri i Shqipërisë si në Kuçovë ashtu edhe në Pathos, … formon një burim pasurie kombëtare dhe një objekt të rëndësishëm për të ardhurat e shtetit" dhe se "…në Shqipëri janë shfaqur disa xehe që po të shfrytëzohen me methodha edhe me mënyra të arsyeshme mund të shërbejnë për zhvillimin e ekonomisë dhe të industrisë së vendit, dhe mund t'i sjellin edhe shtetit një të ardhur të mirë. Xehet në fjalë janë: Sera e Selenicës në qarkun e Vlorës; Vajguri i Kuçovës dhe i Patozit në qarkun e Beratit dhe në Mallakastër; Bakri në Pukë dhe në Rubik në qarkun e Shkodrës dhe të Mirditës; Hekuri në luginën e Shkumbinit të lartë, midis Librazhdit e Pogradecit; Kromi në qarkun e sipërpërmëndur; Kromi dhe boksidi në qarkun e Kukësit (Prefektura e Kosovës); Qymyr-ligniti në katundet Mbrorje – Drenovë, Krrabën e Tiranës". Më tej ai apelon:

*"…Të gjeturit e karburanteve, si në kohën e paqes ashtu edhe në kohën e luftës, ka marrë një rëndësi aqë të madhe sa lot një rol kryesor edhe në politikën e jashtëme të shteteve.* ***Për këto arsye karburantat në shumicën e madhe të shteteve kanë qënë sende monopoli. Më nj'anë, për t'i dhënë të ardhura të mjaftueshme arkës së shtetit, më anë tjetër, për ti pasë nën kontroll; në ç'do rasë monopolizimi i kaburanteve në duart e huaja, është një vetvrasje, se në rast nevoje shtetit i mungon faktori kryesor i çdo lëvizje***" (faqe 110).

Programi ekonomik i rilindasve, që u vu i plotē nē jetē pas çlirimit tē vendit mē 29 nēntor 1944, kur kērkimi dhe nxjerrja e naftēs dhe mineraleve tē tjerē tē dobishēm ishin pērparēsi, gur themeli i zhvillimit tē qēndrueshēm tē ekonomisē shqiptare. Ky zhvillim solli që mineralet e shumta që janë gjetur dhe nxirren në Shqipëri, jo vetëm vërtetonin madhështinë e Rilindasve por edhe na vunë detyra me rëndësi.

Në kushtet e zhvillimeve aktuale ekonomike dhe sociale botërore në këtë fillim të shekullit të 21-të, ne na duhet të zgjidhim problemin se si duhet të bashkëpunojmë me shtetet e Bashkimit Europian dhe më gjerë, por kurdohetë pa i lënë pasuritë natyrore të atdheut në duart e huaja siç kemi bërë këto 25 vjet, ato të mbeten pasuri e popullit shqiptar dhe burim për ekonominë e vendit.

Këto kujtime dua ti përfundoj duke shkruar për një dukuri, e cila në vetvehte është tregues i ndërgjegjesh shoqërore dhe asaj personale. Naftëtarët, që nga punëtori më i thjeshtë e deri tek mjeshtërit, teknikët, inxhinierët, edhe administratorët në përgjithësi u lidhen më naftën për jetë. Shkonin, kryenin shërbimin ushtarak, mësonin në shkollat e larta të inxhinierisë brenda dhe jashtë shtetit, transfreroheshin në institucione të ndryshme, por përsëri mbeteshin dhe e quanin vehten pjesëtarë të armatës së naftëtarëve. Para nevojës, rëndësisë dhe vlerës së naftës, të cilën njerëzit e ndjejnë deri në shtëpitë e tyre, në familjen e tyre, naftëtarëve nuk u hynin në sy vështirësitë e punës, që nuk ishin vetëm për ata që punonin në puset, por e ndjenin edhe familjet e tyre, gratë dhe fëmijët. Filloi jeta dhe puna e ime në naftë në shtator të vitit 1953 dhe vazhdon deri në ditët e sotme. Në shtatorin e vitit 1956 shkova për studimet e larta në Universitetin e Tiranës. U

diplomova në vitin 1961 dhe në shkurtin e atij viti u ktheva përseri në naftë, në ekipet sizmike, që në atë vit kryenim profilet e para sizmike në Divjakë për zbulimin e gazit. U transferova për kërkimin gjeofizik të bakrit në Tuç të Pukës dhe në Gjegjan të Kukësit, më pas në Fakultetin e Gjeologjinë dhe të Minierave, por edhe atje fillova të jap mësimet e studimit gjeofizik të puseve të naftës, karotazhit, si edhe kërkimin gjeofizik të vendbrimeve të naftës e gazit dhe të mineraleve të dobishme të ngurta, etj. Krahas kësaj, si edhe kolegë të tjerë nga Fakulteti, bashkëpunova me Institutin Gjeologjik të Kërkimeve të Naftës në Fier për përgjithësime dhe projektime të ndryshme, anëtar i Këshillit Shkencor të Institutit (1975-1987), vrojtime në terren, kryesisht në kërkimet në detin Adriatik. Prandaj e pashë të arsyeshmë që këtyre kujtimeve tu bashkangjisnja edhe dy shtojca me numrin e botimeve të naftëtarëve për naftën shqiptare, si edhe bibliografinë time për botimet, studimet, projektet dhe kumtimet gjatë këtyre 60 viteve për naftën. Ashti si për kolegët e tjerë gjeologë e gjeofizikë, kjo ngarkesë e sijcilit prej nesh shtrihesh deri në familjet tona; krahas saj, si për të gjithë, ndjehesh edhe nevoja për naftën. Na ka mbetur në mendjen një kërkesë e djalit tonë dhjetë vjeçar, Ermalit, që një ditë dimri në vitet tetëdhjetë, kur nuk kish vajguri në dyqan dhe nuk ndiznim sobën me vajguri, ai më thirri nga shpirti i tij: "***Mos rri, po ngreu dhe shko e gjej naftë***". Thirrje, që në mendjen dhe zemrat e tyre, e ndjenin të gjthë naftëtarët.

**Bibliografia**


**ALBPETROL:** Puset e naftes/GOOGLE; Prodhimi i naftës/ GOOGLE.

**Beqiraj I., Hoxha L. Topi D., Seiti B.**, 2013. Industria e Naftës në prag të 100 vjetorit të formimit të shtetit shqiptar, risqet ambjentaliste për rrjetin hidrik. Buletini Shkencor, Universiteti Ismail Qemail, Nr. 1, 2013.

**Biçoku T.** 1953. Project i punimeve sizmometrke në zonën Frakulldhe Patos Verior. Fier.

**Biçoku T.**, 2004. Historiku i kërkimeve dhe studimeve gjeologjike të Shqipërisë", Botim I Akadmisë së Shkencave e Shqipërisë, Tiranë.

**Borguçi** Inneichen, 1938. nafta shqiptare shënime historike mbi sinjalizimet naftëmbajtëse në Shqipëri historia dhe politika. Përktheu Haki Rokaj.

**Cane V.,** 1962. Historiku i shkurtër i vendburimit të naftës Marinzë. Patos. [Arshiva personale e Gjergji Fotos].

**Çollaku A., 2016.** Nafta Shqipëtare. Portrete, intervista, perspektiva". Botimi i Enja, Tiranë.

**Frashëri A., Çollaku A.,** 2013. 100 vjet nga zbulimi i naftës në vend, të mos heshtim më për gjakun e ekonomisë", Gazta Albanian Free Press, 5 prill, 2013.

**Frashëri A.,** 2913 Ç'duhet dhe si duhet bërë që nafta shqipëtare të rilndë. Gazeta Tema, 1 gusht 2013.

**Frashëri A.,** 2013. Nafta dhe mineraket e ngurta nën dritën e rilindasve. Gazetaa Telegraf 7 tetor 2013.

**Frashëri A.,** 2013. Që Shqipëria të përparojë duhet të vërë në jëtë mësimet e Rilindasve të mëdhenj që na i dhanë 135 vjet më parë. Gazeta DITA 19 qershor 2013, gazeta TELEGRAF, 22 tetor 2013.

**Hamiti Z,** 1966. Historiku i vajgurit në Shqipëri. Shtëpia Botuese Naim Frashëri, Tiranë.

**Llalliev A. G. dhe Papa A.**, 1952. Harta strukturale e vendburimit të naftës Patos (Strukturanaja karta neftjanovo mestorozhdenija Patos). – Patos, 1952.

**Maddalena L. dhe Zuber S.,** 1937.- Sulla Geologia dei petroli albanesi. Rivista Italiana del Petrolio, Nr. 1, Roma 1937, f. 51-75.

**Meko V. dhe Papa A.** 1970 – Bibliografi e botimeve shqipe për gjologjinë, minierat dhe naftën, 1944-1969. – Përmbledhje Studimesh, Nr. 2, Tiranë 1970, f. 129-156.

**Meko Z.,** 1953. Relacion mbi vendburimin e naftës Patos, për projektimin e puseve të shfrytëzimit dhe konturimit të vendburimit për vitin 1953-1954.

**Mishunina Z. A. dhe Papa A.** 1954 – Harta e manifestimeve të naftës në Shqipëri - 1: 200.000 (Karta nefteprojavlenija Allbanii – 1: 200.000)- Tiranë, 1954.

**Papa A.** 1953. Mbi Kategorizimin e vendburimeve te puseve te thelle te naftes. Miniera,Nr. 1.

**Papa, A.**, (1953) – Teknika e sigurimit në punimet e shpimit të puseve strukturale- Revista *Miniera*, Nr. 5, Tiranë, 1953, f. 13-14.

**Pasho S.** 1952. Origjina e vendburimeve te naftes. Revista *Miniera*, Nr. 6, 1952, f. 16-18..

**Pasho S.** 1956, Ndërtimi gjologjik i vendburimeve të naftës në qytetin Stalin dhe Patos'. Buletini i U.Sh.T., seria Shkencat e natyrës, Nr. 5.

**Pērpunimi i naftēs i gjetur nē çifligjet e Sulltanatit qē ndodhen nē Vlorē***, Istambul 1870.

**(Osmanli Arsiv Belgelerinde Arnavutluk, SHQIPERIA NE DOKUMENTET ARKIVALE OTOMANE, Istambul 2008).*

**Perhati R.,** 2014. Një jetë për arin e zi. Botimet "ADA", Tiranë.

**Perhati R**, 2014. Nafta shqitare e lashtë sa zanafilla e njerëzimit". Metropol, Nr. 1577, 2 nëntor 2008.

**Qalliu L.** 2014. Histori e Patosit. Shtepia Botuese "Ymeraj", Fier.

**Rama M**. 1995. Bibliografia e botimeve shqiptare per gjeologjine dhe naften.

**Stavre Bonita**, 2013. Shqipëria dhe shqiptarët gjatë viteve 1921-1939 në shkrimet e autorëve anglezë. Punim për gradën Doktor i Shkencave në gjuhësi. Universiteti i Tiranës, Fakulteti i Gjuhëve të Huaja, Departamenti i gjuhës angleze.

**Video: Youtube**:

Bankers Petroleum. Patos Marinza (fushe nafte "Zgjimi i Giant Fjetur"

Bankers Petroleum. Patos Marinza Oil field-Albania (veç asaj të më sipërmes, ka edhe dy video të tjera)

Historia e grupit armiqesor te naftes/ ABC News
www.abcnwws.al/program/abc-story/1/172

## ALBUM FOTOGRAFIK

## PATOSI SOT DHE NAFTËTARË NË VITET PESËDHJETË





Patosi i Vjetër, [ Foto A. Frashëri, 3 prill 2016].




Lapidari i Dështmorëve Hasan dhe Ali Resulaj 1944, [Foto A. Frashëri, 3 prill 2016].



Godina e Ndërmarrjes së Prodhimit, [Foto A. Frashëri, 3 prill 2016].



Godina e Ndërmarrjes së Shpimit dhe nën të kapanoni ku banonin teknikë dhe mjeshtra

[Foto A. Frashëri, 3 prill 2016].



Patosi I Ri i parë nga Kodra e Dukasit, [Foto A. Frashë ri, 3 prill 2016].



Patosi I Ri, [Foto Google/Bashkia Patos, qyeti Patos]



Qendra e Patosit të Ri,  [Foto A. Frashëri,  3 prill 2016].



KOLEKTIVI I SHËRBIMIT GJEOLOGJIK TË NAFTËS. **Nga e majta në të djathtë. Lart, në këmbë**: Hamdi BEJTJA, Përgjegjës i Grupit të Karotazhit Elektrik të Puseve në Degën Gjeologjike të Ndërmarrjes së Shpimit Patos; Gjenovefa KASAPI, përgjegjëse e grupit të dizenjos, në Kombinatin e Naftës; Aleksandër Gjeorgjeviç Burdxhanadze, Këshilltar për gjeologjinë në Kombinatin e Naftës; Veronika TODRI, Kryegjeologe e Ndërmarrjes së Prodhimit të Naftës, Patos; Asti PAPA Kryegjeolog i Ndërmarrjes së Shpimit të Puseve të Naftës, Patos; **Gjysmë të ngritur**: Kozma LINO, Kryetar i Degës Gjeologjike të Kombinatit të Naftës; Adem NURJA, gjeolog i Sektorit të Kërkimeve, Ndërmarrja e Shpimit, Patos; Jordan PANI, sekretar i Komitetit të Partisë për naftën Kuçovë-Patos; **Ulur** : Vlladimir Ivanoviç TUMILLOVIÇ, Këshilltar për prodhimin në Kombinatin e Naftës; Zenel HAMITI, Drejtor i Përgjithshëm i Kombinatit të Naftës; Petraq XHAÇKA, Kryegjeolog i Ndërmarrjes së Prodhimit të Naftës Kuçovë; DhimoVRUSHO, shofer i Degës Gjeologjike të Kombinatit të Naftës (*në Kuçovë, maj 1952*). [Foto Asti Papa].



Nga e majta në të djathtë : Asti PAPA Kryegjeolog i Ndërmarrjes së Shpimit të Puseve të Naftës, Patos; Zenel HAMITI, Drejtor i Përgjithshëm i Kombinatit të Naftës; Aleksander Gjeorgjeviç BURXHANADZE, Këshilltar për gjeologjinë në Kombinatin e Naftës ( *në Kuçovë, maj 1952*). [Foto Asti Papa]/



Rrjeshti I sipërm, ngs e ,jts në të djathtë: …….., ………, Zenel HAMITI, Drejtori I Përgjithshëm I Kombinatit, ………., Lipe NASHI, Aleksandër Gjergjevi ç BURDXHANADZE, Kozma LINO, të dy operatiorët e karotazhit Hamdi BEJTJA dhe David BERSHEIN;
Rrjeshti i mesit: ………., ………, gruaja e Lipe NASHIT, Veronika TODRI (MEKO), Gjenovefa KASAPI;
RRJESHTI ulur: Asti PAPA, Maria POPOVNA; Adem CANI (NUKRJA) dhe një vogëlushe. Patos, 1952. [Foto V. MEKO].



Tomi KRISTO, teknik i puseve (1951 – 1955), [ Foto 1974,  A. Frashëri].



Veronika TODRI (MEKO), nxënëse matuante e klasës minerale të Politeknikumit 7 Nëntori, gjeologia e ardhëshme e parë shqitare, Ziver MEKO, student I Institutit të Naftës Gubkin, Moskë, gjatë punimeve në terren në Ekspeditën Gjeologjike të Z.A. Mishunina, 12 shtator 1950 (Foto e bërë nga Dr. Z.A. Mishunina, Albumi i V. Meko].



Adem CANI (NURJA) teknik gjeolog (1951 – 1955), [Foto Google]



Anesti QIRINXHI dhe Adem NURJA, pranverë e vitit 1953. [Foto A. Qirinxhi]



Asti PAPA, Kryegjeolog i Ndërmarrjes së Shpimit të Puseve të Naftës, Patos. Në zyrat e Degës Gjeologjike të ndërmarrjes ( *në Patos, mars 1954*). [Foto Asti Papa]



Hamdi BEJTJA, teknik operator I karotazhit (1951-1954), [ Foto Google].



Ibrahin MEÇULE dhe Anesti QIRINXHI, 1953, Patos. [Foto A. Qirinxhi].



Hamdi BEJTJA, Tomi KRISTO, Alfred FRASHËRI teknik operator karotazhi (1953-1956), 1954, Patos. [Foto A. Frashëri].





Tomi KRISTO dhe Abedin XHOMO, fotot e diplomave të teknikeve të parë gjeologë, 1951.
[Foto A. Qirinxhi].



Anesti QIRINXHI, Niko GOXHOBASHI, Alfred FRASHËRI, Patos 1953 (nga e majta në të djathtë), [Foto A. Qirinxhi).



Dhimitër PAPARISTO, Hysen UZUNI (më këmbë)
Anesti QIRINXHI, Saimir BEJTJA (mësues I fiskulturës në Teknikumin e Naftës).
Kuçovë, 1953. [Foto A. Qirinxhi].



Anesti QIRINXHI. Ibrahim MEÇULE, mekaniku polak I riparimit te motorrëve, Niko GOXHOBASHI, Hamdi BEJTJA, 1953 Patos. [Foto A. Qirinxhi].



Ziver MEKO, Dilaver SHKURTI, Q. ÇUKU, …. , Ndërmarrja e Prodhimit Patos, 1955 (nga e djathta në të majtë) [Foto V. Meko]



Veronika TODRI (MEKO) dhe Niko GOXHOBASHI, Patos 1951. [Foto V. Meko].



Gjenovefa KASAPI, Aleksandër Gjeorgjeviç BURDXHANADZE, Veronika MEKO, ….
(nga e majta në të djathtë), 25 maj 1952, [Foto V. Meko]



Veronika MEKO, Vladimir Ivanoviç TUMILLOVIÇ, Maria POPOVNA, Gjenovefa KASAPI, 25 maj 1952 (Foto V. Meko].



Komisioni për verifikimin e rezervave të naftës, midis tyre Veronika Meko , 11 dhjetor 1953, Patos. [Foto V. Meko]



Veronika MEKO, Maria POPOVNA, Gjenovefa KASAPI, nga e majta në të djathtë, [Foto V. Meko].



Operatori Vangjel NDRIO (në të majtë), duke dhënë mësim në kursin me punëtorët.
[Foto V. Ndrio].



Nga e djathta në të majtë: Juri SABÇENKO dhe Leonidha GALLKIN duke u dhënë mësim teknikëve dhe inxhinierëve shqiptarë, Agim LUARI, Kadri ZALLA, Xhemali PILAFI, Jani ÇATI, Perlat HOXHA, Vangjel NDRIO, Pertef NISHANI, [Foto V. Ndrio].



Operator Vangjel NDRIO, [Foto V. Ndrio].



Grupi i karotazhit duke u përgatitur për punë; nga e majta në të djathtë: Zylal MAHMUTI, Vangjel NDRIO, Kostaq BEHARI,  [Foto V. Ndrio].




Ekipi i Karotazhit në pus , në foto  Vlashi, ndihmës arganisti,
[Foto A. Frashëri]



Ekipi I karotazhit pas matjeve në pus, 1954

Hetemi, shoferi I laboratorit, Hamdi BEJTJA, Alfred FRASHËRI, Zylal MAHMUTAJ, Vlashi (prapa Hamdiut), nga e majta në të djathtë. [Foto A. Frashëri]



Grupi i karotazhit në pusin Marinzë 542: Vangjel NDRIO, Pertef NISHANI, Vangjel LICI, Elmaz RAMA, Samet HOXHA, [Foto Vangjel Ndrio].




Procesi i perforimit të një pusi, [Foto V. Ndrio].

[Foto A.  Frashëri]



Alfred FRASHËRI, operator në Stacionin e Sondimeve Elektrike, [Foto A. Frashëri].




Alfred FRASHËRI, Mbledhje në Institutin Gjeologjik të Naftës, Fier, 1985.

[Foto A.   Frashëri]



KOMBINAT' I NAFTËS „STALIN„

DIAGRAM I ELEKTRO-KAROTAZHIT

I PUSIT KERKIMIT 508

(RAJONI ZHARREZ)

Shkalla 1:500

LEGJENDA:

| TE DHENA MBI PUSIN | TE DHENA MBI MATJEN |
|---|---|
| Fundi 876 | Zondi 30.25 A2M |
| 9 3/4" | K 22.68 |
| 148 m. | 11.31 |
| ne Om. | 2 |
| 1.28 | 10 |
| 32" | 12,5 |
| | 3000 |
| Puna filloj me njihere mbas nxjerjes se instrumentit. | Rotor |

| | PARA MATJES | MBAS MATJES |
|---|---|---|
| | A. 20 | A. 20 |
| | B. " | B. 15 |
| | M. " | M. 1 |

K.Grupi A Frasheri

Diagama e karotazhit në pusin Zharrës 508, 15 prill 1955, e regjistruar nga operatori Alfred Frashëri. *Diagrama me ngjyrë të zezë – rezistenca elektrike specifike e shtresave, me ngjyrë të kuqe – potenciali i polarizimit spontan.*[Foto A. Frashëri]



Para shtëpisë së doktor Hysni RUSIT: nga e majta në të djathtë Hamdi BEJTJA, Niko GOXHOBASHI duke mbajtur në krahë djalin e doktor Hysniut dhe Niqit, Anesti QIRINXHI (më këmbë). Ibrahim MEÇULE dhe Thodhorjaq JANI [Foto A. Qirinxhi].



Hamdi BEJTJA, mësuesja Lavdie BEJTJA, e motra dhe Alfred FRASHËRI, nga e majta në të djathtë. Patos 1954. [Foto A. Frashëri].



Lavdie BEJTJA, Alfred FRASHËRI, Patos 1954. [Foto A. Frashëri].



Alfred FRASHËRI, në pusin 542 Marinzë, pas 60 vitesh nga regjistrimi i diagramës së parë të karoazhit gjatë shpimit të pusit. [Foto A. Frashëri].



Takim naftetarësh veteranë pas 60 vitesh në Marinze, qershor 2016

[Foto A. Frashëri].



Takim naftetarësh veteranë pas 60 vitesh në Marinze, qershor 2016 Foto [A. Frashëri].



Takim naftetarësh veteranë pas 60 vitesh në Marinze, qershor 2016, nga e djathta në të majtë: Gjergji FOTO, Alfred FRASHËRI, ….[Foto A. Frashëri].




Naftëtarët dhe kolegë gjeologë pensionistë në “***kafen e të premtes***”, Tiranë, prill 2017, [V. Ndrio].
Nga e majta në të djathtë: Ulur - Jani ZOGA, Rexho KURUPI, Spiro KOZMAI, Sulejman JUSUFATI; më këmbë: Mehmet ZAÇAJ, Rushan LIÇO, Simon POREÇI, Aleksandër ÇINA, Shyqyri ALIAJ, Pëllumb SADUSHI, Alfred FRASHËRI, Genc MELONASHI;
rrjeshti i tretë: Mehmet ZAÇAJ, Gjergji FOTO,
Petrit MAVROVI. [Foto V. Ndrio].




Naftëtarët dhe kolegë gjeologë pensionistë në "***kafen e të premtes***", Tiranë, prill, 2017, [Foto V. Ndrio].

Nga e majta në të djathtë: Alfred FRASHËRI, Vangjel NDRIO, Jani ZOGA, Simon POREÇI, Rexho KURUPI, Petrit MAVROVI, Genc MELONASHI, Gjergji FOTO, Mehmet ZAÇAJ, Rushan LIÇO, Spiro KOZMAI, Pëllumb SADUSHI, Aleksandër ÇINA.

**Aneks 1**

**BOTIME PËR NAFTËN**

(1950-1995) [sipas Rama M., 1995]

**GJEOLOGJI**

| | |
|---|---|
| Ati Papa | 29 |
| Hektor Dalipi | 28 |
| Fotaq Diamanti | 26 |
| Servet Pasho | 21 |
| Bibil Meçaj | 19 |
| Hazbi Shehu | 15 |
| Petrit Sadushi | 13 |
| Tomi Kristo | 11 |
| Rrapo Çela | 11 |
| Skender Myftari | 11 |
| Petraq Xhaçka | 10 |
| Shyqyri Aliaj | 10 |
| Thanas Gjata | 10 |

**GJEOFIZIKE**

| | |
|---|---|
| Alfred Frashëri | 64 (11 per naftën) |
| Spiro Kozmai | 18 |
| Nikolla Zendeli | 12 |
| Zamir Bega | 10 |
| Rushan Liço | 10 |
| Daver Çano | 9 |

**SHPIM**

| | |
|---|---|
| Fatmir Shehu | 65 |
| Vangjël Verdha | 19 |
| Ramadal Perhati | 16 |
| S. Karajani | 13 |
| B. Shanaj | 13 |
| Talat Arapi | 12 |
| Bashkim Çela | 9 |
| Ilia Karadumi | 8 |

**NXJERRJE**

| | |
|---|---|
| Muhamet Doracaj | 20 |
| Miltiadh Bano | 18 |
| Simon Ranxha | 17 |
| Pavllo Panajoti | 15 |
| B. Sinani | 15 |
| Vangjel Vreto | 15 |
| P. Çule | 13 |

**TRAJTIM EKONOMIK**

| | |
|---|---|
| Ahmet Bajo | 13 |

Aneksi 2

**Alfred FRASHËRI**

**JETA E IME E LIDHUR ME NAFTËN DHE VEPRIMTARIA KËRKIMORE PËR NAFTËN**

**CV: Alfred Irfan Frasheri**, lindur ne Korce 20 prill 1935.

**Shkollimi:** Shkolla Fillore, Unike, Politeknikumi “7 Nentori” (1949-1953), Fakulteti i Gjeologjise dhe i Minierave, Universiteti Shteteror i Tiranes (1956-1961)/

**VEPRIMTARIA PROFESIONALE**

Shtator 1953 – gusht 1956: a) Operator ne Bazen e Karotazhit, Ndermarrja e Shpimit Patos

b) tetor 1954- korrij 1956: Pergjegjes i Bazes se Karotazhit.

Shtator 1956 – Shkurt 1961: Studimet e larta: Instituti Politeknik i Tiranes (1956-1957), Universteti Shteteror i Tiranes (shtator 1957- shkurt 1961).

Shkurt 1961 – korrik 1961: Inxhiner ne Ekspediten Sizmike, Ndermarja Nafte Gaz Bitum Vlore, Ekipi i Divjakes.

Korrik 1961 – shtator 1962: Me largimin e specialisteve gjeofizike, transferohem si drejtuesi teknik i Ekspedites Gjeofizike te kerkimit te mineraleve te ngurta ne Mirdite, Puke dhe Kukes, e cila kishte mbetur pa inxhiniere. Ekspedita ishte ne kuadrin e Ndermarrjes Gjeologo-Topografike Tirane.

Tetor 1961- shtator 1962: Pedagog i jashtem ne Degen e Gjeologjise, Universiteti Shteteror i Tiranes, me hapjen e deges se re te gjeofizikes.

Shtator 1962- nentor 2008: Pedagog efektiv, docent (1981), profesor (1989) ne Katedren e Gjefizikes, deri ne vitin 1998, kur dola ne pension, 1998-2008 profesor i jashtem.

**DREJTIMET E VEPRIMTARISË PEDAGOGJIKE NË PERIUDHËN 1961 - 2008**

1). Pedagog i lendes "Studimi Gjeofizik i Puseve" per vitet 1961 - 1972, qe zhvillohet ne degen e gjeofizikes dhe ne ato te naftes.

1) Profesor i lendeve “Fizika e Tokes” (2002 - 2008), lendet me zgjedhje “Gjeotermia” dhe “Gjeofizika inxhinjerike dhe mjedisore” (2005- 2008) qe zhvillohen ne vitin e 5-te te deges se gjeofizikes, dhe se bashku me Prof. Vangjel Melo per lenden “Gjeodinamika” (2003-2008) me studentet e vitit te 4-te te deges se gjeologjise.

7). Kam punuar per hartimin e planeve mesimore te deges se gjeofizikes qe prej celjes se saj ne 1961 dhe deri 2008, kur dola ne pendion. Kam derjtuar hartimin e planit te ri mesimor te orjentimit gjeofizik ne vitin 1993. Kam marre pjese ne hartimin e planeve mesimore te deges se gjeologjise dhe ne vitin 1993, kam drejtuar hartimin e planit te ri mesimor te kesaj dege (1993). Kam marre pjese ne hartimin e planit mesimor per Diplomen e Nivelit - te dyte (Viti 4+5), si edhe te Diplomes Master te Nivelit I-re dhe Master i Nivelit te II-te, specialiteti gjeofizik, ne zbatim te Protokollit te Bolonjes (2007).

8) Kam punuar per hartimin e programit te Shkolles Pas Universitare (ShPU) ne vitin 1995.

9). Kam hartuar programin e lendeve te specialitetit gjeofizik per:

**studimet Universitare** - Studimi gjeofizik i puseve 1961 - 1972. Elektrometria 1972-1993. Metodat gjeofizike te kerkimit 1973 - 1993. Interpretimi gjeofizik i rezultateve

te studimeve gjeofizike 1965 - 1979. Gjeofizika ne miniera 1990 – 1993, Fizika e Tokes 1994-1998.

10). **Kualifikimi Pasuniversitar** : - Udheheqje disertantesh per Kandidat dhe Doktor Shkencash per problemet e naftes :

Rushan Lico - 1980- Katedra e Gjeofizikes.

Bejo Duka - 1981 Katedra e Fizikes

Pertef Nishani 1985 - Katedra e Gjeofizikes

Vasillaq Leci - 1988 Ekspedita Gjeologo-Gjeofizike Detare Durres

Vladimir Veizaj- 1996 Instituti i Naftes dhe i Gazit

Veprimtarine pedagogjike e kam ndërthurur me kërkimin shkendor ne dy drejtime:

1) Bashkautor në përgjithësime e projekte gjeologo-gjeofizike për projektimin e puseve të naftës, që realizonte Instituti Gjeologjik i Kërkimit të Naftës
2) Drejtome të reja të veprimtarisë kerkimore-shkencore.

**DREJTIME TË REJA TË VEPRIMTARISË KËRKIMORE-SHKENCORE**

**NË PERIUDHËN 1961-2016**

- Eksperimentimi dhe aplikimi i metodave te reja gjeofizike:

Projektimi dhe ndertimi i aparatures elektrometrike detare 1980.

Eksperimentimi dhe zbatimi i studimeve elektrometrike dhe magnetometrike ne shelfin detar te Adriatikut (1976 - 1992).

- Zgjerimi i fushes se aplikimit te metodave gjeofizike per kerkimin e drejteperdrejte te shtratimeve te naftes e gazit.
- Studime gjeofizike krahinore ne stere dhe ne shelfin detar te Adriatikut (1962-1995 ne stere dhe 1976-1992 ne shelfin detar).
- Modelime mathematikore gjeoelektrike (1984 e në vazhdim)

**ANETAR I FORUMEVE SHKENCORE**

1987 - 1991. Anetar i Keshillit Konsultativ Shkencor te Naftes dhe Gazit ne Ministrine e Burimeve Minerare dhe Energjitike.

1975 - 1987. Anetar i Keshillit Shkencor te Institutit Gjeologjik te Naftes dhe Gazit ne Fier.

1987-1990. Akrivizuar si i jashtëm pranë Këshillit Shkencor të Drejtorisë së Naftës,

Ministria e Energjetikës.

**LIBRA PËR PROBLEMET E NAFTËS**

A. Frashëri, R. Lico, K. Papa 1970. "Studimi gjeofizik i puseve". Botim i UT,. 210 (284) faqe.

**DISERTACION**

A. Frashëri, 1987. Studimi i përhapjes së fushës elektrike në mjedise gjeologjike heterogjene dhe efektiviteti i elektrometrisë detare në studimin e strukturës Durrës-Kepi i Pallës.

Disertacion për marrjen e gradës shkencore “Doktor i Shkencave”, Fakulteti i Gjeologjisë dhe i Minierave, Universiteti Shtetëror i Tiranës “Enver Hoxha”

**ARTKUJ SHKENCORË PËR PROBLEMET E NAFTËS TË BOTUAR NË SHQIPËRI DHE JASHTË SHTETIT**

L. Lubonja, A. Frasheri, A. Spiro 1967. "Perdorimi i magnegtometrise dhe gravimetrise per studime regjionale ne vendin tone". Permbledhje Studimesh Nr. 7 (bashkeautor). f. 49-63.

A. Frasheri, R. Lico, H. Haki 1979 "Mundesia e perdorimit te polarizimit spontan si tregues i pranise se shtratimit te naftes e te gazit ne thellesi". Permbledhje Studimesh Nr. 2, (bashkeautor). f. 25-34.

A. Frasheri, L. Jani, K. Ciruna 1979 "Perdorimi i elektrometrise per kerkimin e naftes e te gazit". Bul. Nafta dhe Gazi Nr. 3,4.

A. Frasheri, R. Cani, Y. Luja, F. Malo, V. Leci, B. Canga 1980 "Projektimi dhe ndertimi i stacionit te elektrometrise detare me forcat tona". Bul. Nafta dhe Gazi Nr. 3, (bashkeautor).

A. Frasheri, B. Duka, R. Lico, N. Frasheri 1981 "Model torik i perhapjes se fushes elektrike natyrore mbi shtratimet nafte-gaz mbajtese". Bul. Nafta dhe Gazi Nr. 1, (bashkeautor). f. 97-113.

A. Frasheri, B. Duka, R. Lico 1982 "Studimi i fushes elektrike dhe i fushes magnetike natyrore mbi shtratimet e naftes dhe te gazit per kerkimin e tyre te drejteperdrejte". Bul. Nafta dhe Gazi Nr. 1, (bashkeautor). f. 57-73.

A. Frasheri, L. Jani, K. Ciruna 1982 "Mbi perdorimin e lelktrometrise per kerkimin e naftes dhe te gazit". Bul. Nafta dhe Gazi Nr. 2, (bashkeautor). f. 5-26.

M. Arapi, L. Bandilli, A. Frasheri, P. Sadushi, S. Arapi, F. Strakosha 1984 "rreth efektivitetit te metodave gjeofizike ne studimin e gjeologjise se strukturave te lidhura me masivet e depozitimeve halogjenike". Bul. Nafta dhe Gazi Nr. 2, (bashkeautor).

A. Frasheri 1988 "Rreth disa problemeve te interpretimit te rezultateve te sondimeve elektrike". Bul. Nafta dhe Gazi Nr. 1. f. 21-34.

A. Frasheri, L. Lubonja, P. Nishani, S. Bushati, A. Hyseni, V. Leci 1989 "Marredheniet midis Albanideve te brendeshme, Albanideve te jashtme dhe shelfit detar te Adriatikut, bazuar ne rezultatet e studimeve gjeofizike komplekse. Bul. Nafta dhe Gazi Nr. 2, (bashkeautor). f. 9-28.

A. Frasheri, L. Lubonja, Ll .Langore 1991. "Disa aspekte te mardhenieve te ofioliteve me shkembinjte perreth sipas interpretimeve dhe plotesimeve te te dhenave gjeofizike". Bul. Shkencave Gjeologjike Nr. 1, (bashkeautor). f. 91-98.

Frasheri A. 2002. Petroleum presence in the conditions of the geothermal regime of the Albanides. (In English). Bull. of Geol. Sciences, 2, 2002. Geological Survey of Albania. pp.43-55.

Frasheri A., Bushati S., Bare V. 2003. Geophysical outlook on structure of the Albanides. (In English). Albanian Journal of Natural and Technical Sciences, Akademia e Shkencave e Shqiperise., 2, 2003. pp. 135-158.

Prenjasi E., Frasheri A., Nazaj Sh. 2006. Geological setting and oil-gas prospects of Southwestern Albania. Journal of Natural and Technical Sciences. Academy of Sciences of Albania, No. 19/20,Tirana.

Frasheri A., Nishani P., Bushati S., Hyseni A. 1995. Geophysical study of the Albanides. Bulletino di Geofisica Teorica ed Applicata., Vol. XXXVII, Nr.146, 83-108,Trieste, Italy , ( in English)

Frasheri A., 2002. Relations between the hydrocarbon migration chimney and the electric self-potential field. Jour.nal of the Balkan Geophysical Society, Vol. 5, No 2, May 2002, p. 47-56, 11 figs. © 2002 Balkan Geophysical Society, http://www.BalkanGeophySoc.org

Frashëri A. 2005. Geothermal regime and hydrocharbon generation in the Albanides. Petroleum Geoscience, U.K., Vol. 11, 2005, pp 347-352.

## STUDIME PËR PROBLEMET E NAFTËS

### a. TE EMERTESES SE KESHILLIT TE MINISTRAVE

### DHE TE PROGRAMIT KOMBETAR PER KERKIM DHE ZHVILLIM: GJEOLOGJIA

1978 "Studim mbi rezultatet e vrojtimeve eksperimentale te fushes elektrometrike ne V.B. e naftes Ballsh". Fondi i Institutit Gjeologjik Fier, (bashkeautor drejtues studimi).

1979 "Pergjithesimi i te dhenave te vrojtimeve eksperimentale gjeokimike e gjeofizike ne V.B. e Ballshit, per kerkimin e drejteperdrejte te shtratimeve te naftes e te gazit". Fondi i Institutit Gjeologjik te Naftes Fier. (bashkeautor - drejtues studimeve gjeoelektrike).

1981 "Ndertimi gjeologo-gjeofizik i rajonit te Dumrese e perreth dhe projektimi i punimeve te kerkimit". Fondi i Institutit Gjeologjik te Naftes Fier, (bashkeautor - drejtues studimeve gjeoelektrike)

1982 "Rilevemi kompleks gjeokimik (gazor, luminishento-bituminologjike, radiogjeokimik), elektrokimik, magnetometrik, me mbulim sheshor shkalla 1:25000, rajoni Ballsh Hekal". Fondi i Institutit Gjeologjik te Naftes Fier, (bashkeautor - drejtues i punimeve gjeoelektrike).

1982 "Studim eksperimental i fushes magnetike te Tokes ne rajonin e Ballshit per kerkimin e drejteperdrejte te shtratimeve te naftes dhe gazit". Fondi i Institutit Gjeologjik te Naftes Fier, (bashkeautor - drejtues i punimeve gjeoelektrike).

1983. "Studim per nivelin shkencor te metodave gjeofizike ne kerkimin e naftes dhe te gazit. Rruget dhe masat qe duhen marre per rritjen e tyre ne te ardhmen". Komiteti i Shkencave prane Keshillit te Ministrave te RSH, (bashkeautor).

1984 "Ndertimi gjeokimik dhe nafte-gaz mbajtja e Adriatikut". Fondi i Institutit Gjeologjik te Naftes Fier, (bashkeautor).

1985 "Relacion argumentues per shpimin e puseve Dr-19 ne vazhdim te detyres Dr-8 (b,c)". Fondi i Institutit Gjeologjik te Naftes Fier, (bashkeautor).

1986 "Ndertimi gjeolog-strukturor i zones se shelfit ne detin Adriatik deri ne gjirin e Bunes (perfshi dhe ishullin e Sazanit), mbeshtetur ne punimet gjeologo-gjeofizike komplekse. Fondi i Institutit Gjeologjik te Naftes Fier, (bashkeautor).

1988 "Relacion i punimeve elektrometrike me metoden e sondimeve elektrike per rajonin Kepi i Palles". Durres. Fondi i NKGJGN Fier, (bashkeautor - drejtues studimi).

1988 "Relacion mbi rezultatin e punimeve gjeofizike te kryera ne rajonin Kostenje-Okshtun-Shpuze. Tirane, Fondi i NKGJGN Fier, (bashkeautor).

